ETAPAT E HAXHIT DHE DUAJA E HAXHINJVE

# DITURIA ISLAME

NUMER 256 | VITI 25 | NËNTOR 2011 | DHUL-HIXHXHE 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

# HAXHI 2011

## NË HORIZONTET E TAVAFIT DHE ARAFATIT




www.dituriaislame.net

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَاشَرِيْكَ لَكَ

**LEBEJK ALLAHUME LEBEJK, LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEBEJK,
INEL HAMDE VE NIËMETE LEKE VEL MULK, LA SHERIKE LEK.**

# Duaja e Haxhinjve

*Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Plotfuqishëm.
Falënderimi i takon Atij Që ishte kur nuk ekzistonte asgjë.
Falënderimi i takon Allahut,
i Cili është i pari pa fillim dhe i fundit, pa mbarim,
i Cili e di të brendshmen dhe të jashtmen.
Falënderimi i takon Atij që në librin fisnik thotë:
"Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin,
se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura,
që vijnë prej rrugëve të largëta, për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre,
dhe për ta përmendur Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)
Falënderimi i takon Allahut,
i Cili Qabenë e bëri shtëpinë e parë për adhurim dhe vizitën e saj për besimtarët - obligim.
Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi Muhamedin a.s.
mbi familjen e tij të ndershme,
mbi shokët e tij besnik e fisnik dhe
mbi të gjithë ata që e përcollën dhe përcjellin rrugën dhe traditën e tij
deri në Ditën e Gjykimit.
O Allah, Që nuk ke shok tjetër, vetëm Ty Të besojmë,
vetëm tek Ti kemi shpresë dhe vetëm Ty të mbështetemi.
Ti je mëshiruesi e mëshirëbërësi, lehtësojua rrugën këtyre haxhinjve.
O Fuqiplotë, mundësojua këtyre haxhinjve kryerjen e ceremonive të Haxhit,
tavafin e shtëpisë Sate, në Safa e Merva,
qëndrimin në Arefat, në Muzdelife e Mine,
në vizitën e xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe vende të tjera
O Zoti ynë, shuaju etjen këtyre haxhinjve nga kroi i Zem-zemit dhe
na e bëj nasib edhe neve,
e në Ahiret bëna të mundur që të pimë nga kroi i Xhenetit.
O i Gjithëmëshirshëm, na e bëj të mundur neve që të kujtojmë Ty
në kënaqësitë dhe në vështirësitë më të mëdha,
e hanxhinjve me gjuhën e tyre duke thënë:*

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM,
TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY,
PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM,
DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**

*vazhdon në faqe 63*







LEBEJK ALLAHUME LEBEJK
LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEBEJK
INEL HAMDE VE NIËMETE
LEKE VEL MULK LA SHERIKE LEK

TË PËRGJIGJEM, TY O ZOTI IM,
TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM TY,
QË NUK KE SHOK, TY TË PËRGJIGJEM.
PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË,
FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET,
DHE TI NUK KE SHOK.




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!




**8 DHUL-HIXHE**

**9 DHUL-HIXHE**

**10 DHUL-HIXHE**

## 1 IHRAMI

Haxhi apo umreja nuk mund të kryhet kurrsesi pa veshjen e ihramit. Ihrami është vaxhib tek hanefinjtë. Ihrami përbëhet prej pjesës së sipërme (err-rrida) dhe pjesës së poshtme ( el –izar). Me veshjen e ihramit nënkuptohet që haxhiu e ka bërë nijet dhe ka vendosur për të kryer Haxhin ose umren. Për sa i përket njetit për veshjen e ihramit, ky vlen të bëhet vetëm me zemër. Vendet ku duhet të vishen ihramet janë "mikatet".

## 2 TAVAFUL KUDUMI

Këtë tavaf haxhiu e kryen me të arritur në Mekë. Ky tavaf nuk kërkohet të zbatohet edhe nga haxhiu që kryen llojin e haxhit "temet'u", ngase ai, që kur ka hyrë në Mekë, e ka kryer umren, dhe Haxhin e fillon nga brenda Mekës. Ky tavaf është sunet.

## 3 SA'JI

Sa'ji-vrapimi në mes kodrave Saffa dhe Merve, edhe tek hanefinjtë është vaxhib. Fillon nga kodra Saffa dhe kështu bëhen shtatë sjellje, - një shkuarje prej Saffas deri në Merve konsiderohet një sjellje. Sa'ji doemos duhet të kryhet pas tavafit. Sa'ji që kryhet para tavafit, nuk vlen.

## 4 DITA E TERVIJES
ARRITJA NË MINË.
DITA E TETË E DHUL -HIXHXHES

Qëndrimi dhe fjetja në Minë në natën e Arefatit, është sunet. Kur do të falet namazi i sabahut, ditën e tetë të dhul-hixhxhes, do të shkohet në Minë, ku do të qëndrohet deri në mëngjesin e ditës së nëntë –jevmu-arefe dhe, pas namazit të sabahut, vjen nisja për në Arefat. Po ashtu qëndrimi dhe fjetja në Minë gjatë ditëve të gjuajtjes së gurëve, është synet, kurse në ditën e nëntë haxhinjtë i drejtohen Arefatit.

# ETAPAT E HAXHIT

Haxhi nga këndvështrimi hanefi




## 5 DITA E AREFATIT

DITA E NËNTË E DHUL-HIXHES

Qëndrimi në Arefat është farz (rukn). Të qëndruarit në Arefat është një prej kushteve kryesore të Haxhit. Mosqëndrimi në Arefat domethënë që Haxhi nuk është kryer. Pejgamberi a.s. thotë: " Haxhi është qëndrimi në Arefat". Koha e qëndrimit në Arefat fillon prej namazit të drekës të ditës së nëntë të dhul -hixhes (natës së Kurban-Bajramit) e vazhdon deri në sabahun e ditës së Kurban-Bajramit. Po qe se qëndrohet në Arefat për një kohë të shkurtër gjatë kohës së caktuar, farzi është i kryer. Nuk kushtëzohet që në Arefat të qëndrohet doemos i pastër nga xhenabeti me abdest, por pastrimi dhe marrja e abdesit është synet i fortë. Lejohet dhe konsiderohet i kryer farzi i tillë nëse femra është hajz ( ka menstruacion) dhe nifas (koha pas lindjes) gjatë kohës sa është duke qëndruar në Arefat. Në këtë ditë haxhiu bën istigfar dhe dua sa më shumë: Pejgamberi a.s., ka thënë: "Lutja ( duaja) më e mirë është ajo që bëhet në ditën e Arefatit".

## 6 XHEM'I TAKDIM DREKA DHE IKINDIA NË AREFAT FALEN BASHK

Në këtë ditë pasdreke imami do të mbajë dy hytbe, si të xhumasë, dhe me atë rast do t'i udhëzojë haxhinjtë për rregullat e Haxhit (për qëndrimin në Arefat e Muzdelife, për gjuajtjen e guralecëve në xhemre, për therjen e kurbanit, rruarjen dhe tavafuz-zijaretin. Pas hytbes, do të falë me xhemat namazin e drekës dhe të ikindisë me një ezan dhe dy ikamete.

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَاشَرِيْكَ لَكَ

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**






## 7 XHEM'I TE'HIR, MUZDELIFJA, NAMAZI I AKSHAMIT DHE JACISË

Muzdelifja është një vend në mes Arefatit dhe Minës. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se është vaxhib të qëndrohet në Muzdelife, qoftë edhe për një kohë shumë të shkurtër. Koha e qëndrimit në Muzdelife, sipas hanefinjve, është që para agimit e deri në lindje të diellit. Kush arrin në Muzdelife para se të lindë dielli, së paku kalimthi, e ka kryer këtë vaxhib. Është obligim që në Muzdelife të falim bashkë namazin e akshamit dhe të jacisë, me një ezan dhe dy ikamete. Ai që ka falur namazin e akshamit në Arefat ose gjatë rrugës, është i obliguar ta falë përsëri derisa të zbardhë dita.

## 8 DITA E PARË E BAJRAMIT

Rekomandohet që të shkojmë në Minë para se të lindë dielli, nëse është e mundur, që të falim namazin e sabahut menjëherë si të hyjë koha, dhe gjatë qëndrimit të bëjmë sa më shumë lutje e dua, tekbire , tehlile, telbije, salavat, dhikër, istigfar...

## 9 HEDHJA E GURALECËVE NË MINË

Me të zbardhur të ditës, para lindjes së diellit, haxhinjtë marrin rrugën për në Minë. Hedhja e guralecëve në xhemerat bëhet sipas kësaj radhe: së pari, ditën e parë të Kurban-Bajramit ata gjuhen në xhemeretul akabe (guri i madh), kurse në dy ditët e tjera gjuhen të tre gurët. Po sa fillon të hedhë guralecë, haxhiu ndërpret telbijen. Nuk lejohet të gjuhet ndonjë materie tjetër përveç guralecëve. Në xhemren e parë duhet të gjuhen shtatë gurë një nga një. Nëse gjuhen të gjithë përnjëherë, duhet të gjuhen edhe gjashtë të tjerë. Koha e gjuajtjes në xhemretul akabe është prej sabahut të ditës së Bajramit deri në sabahun e ditës së dytë. Ndërsa në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen në tri xhemerat nga shtatë guralecë, duke filluar nga xhemretu-s-ugra në xhemretul vusta dhe, në fund, në xhemretul kubra. Për gjuajtje të çdo guraleci duhet të thuhet “Bismilahi Allahu Ekber”. Pra në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen nga 21 guralecë në ditë. Në vend të sëmurit dhe fëmijës, që nuk ka mundësi t'i gjuajë vetë e të tjerëve (për ndonjë arsye), guralecët mund t'i gjuaj dikush që është i aftë dhe ka mundësi të bëjë gjuajtjen. Gjuajtja e guralecëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Guraleci kapet me majat e gishtit të madh dhe të atij tregues dhe mbahet me majën e gishtit tregues, dhe në atë mënyrë gjuhet. Pas gjuajtjes së guralecëve në xhmeretul-akabe, do të pritet kurbani, nëse është bërë nijeti për “haxhi - kiran” ose është “mutemetti”, pastaj haxhiu do të rruhet ose të qethet. Vetëm prej atëherë haxhiu lirohet nga shtrëngesat e haxhiut dhe bëhet i lirë, por ende nuk ka të drejtë të ketë marrëdhënie seksuale.

# ETAPAT E HAXHIT

## Haxhi nga këndvështrimi hanefi




### 10 RRUAJTJA APO PRERJA E FLOKËVE

Rruajtja apo prerja e flokëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Rruajtja e flokëve sipas unanimitetit të Katër Imamëve është më e lavdëruar sesa shkurtimi i tyre. Kjo vlen për meshkujt. Për gratë rekomandohet më shumë që t'i presin flokët. Personi që është pa flokë, sipas hanefinjve, duhet të rruajë kokën me brisk të rrojës, edhe pse nuk ka fare flokë. Koha e rruajtjes apo shkurtimit të flokëve fillon pas hedhjes së guralecëve në xhemretul akabe dhe zgjat deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit. Tek hanefinjtë renditja e veprimeve është vaxhib, pra duhet filluar nga rremji, për të vazhduar prerja e kurbanit dhe rruarja e kokës apo shkurtimi i flokëve.

### 11 HEDJI (KURBANI I HAXHIT)

Hedj quhet kurbani që dërgohet të pritet në harem. Hedj mund të jetë deveja, lopa, delja, dashi, dhia, ose cjapi, pra vlen çdo kafshë që vlen për kurban. Hedji për llojin e haxhit temet'u dhe kiran duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit..

### 12 TAVAFUZ - ZIJARE (EL-IFADA OSE ER-RUKN)

Në ditën e parë të Bajramit ose të nesërmen a të pasnesërmen, haxhiu do të shkojë në Mekë dhe do të bëjë Tavafuz- zijaren pa reml dhe pa sa'j, nëse i ka bërë që më parë, nëse jo, do t'i bëjë në këtë rast. Vetëm tani haxhiut i lejohet edhe ndalesa e fundit (kontakti i lirë me bashkëshorten). Koha e Tavafuz-zijares fillon prej agimit të ditës së parë të Bajramit, dhe më mirë është të bëhet atë ditë. Mekruh është të shtyhet pas ditëve të Bajramit, edhe pse vlen kurdo që të bëhet.

*Teksti: Fitim Flugaj*

### 13 TAVAFUL - VEDA (TAVAFI I LAMTUMIRËS)

Ky lloj tavafi është vaxhib për secilin haxhi që nuk është nga Meka. Koha e kryerjes së këtij tavafi, sipas hanefinjve, fillon menjëherë pas kryerjes së tavaful-ifades, e zgjat deri para udhëtimit të haxhiut dhe largimit nga Meka. Tavaful –veda quhet edhe Tavafus-sadr dhe bëhet pa remj dhe pa sa'j.

Pastaj haxhiu i afrohet Zemzemit, ku do të pijë ujë, e pastaj do të shkojë te dera e Qabesë dhe do të puthë atë dhe pragun e saj duke E lutur Allahun xh.sh. për çfarë të dëshirojë dhe, më në fund, kthehet duke ecur prapa (në shenjë nderimi), derisa të dalë nga Qabeja.

# Sprova e qartë

Pejgamberët e Allahut xh.sh. janë krijesat më të zgjedhura të Tij, që Ai i ka vendosur në pozitën e shëmbëlltyrës dhe modelit për shoqërinë njerëzore. Njëri nga ata që janë përmendur në shumë vende në Kur'an, është babai i të gjithë profetëve, miku i Allahut, Ibrahimi a.s.. Ai pati një mision të vështirë në davetin e tij, duke thirrur popullin e tij në besimin e pastër në një Zot, kur një pjesë e popullit të tij e urrenin, nuk e besonin si Pejgamber dhe ushtruan dhunë mbi të. Megjithëkëtë, ai me këmbëngulje thirrte në të vërtetën duke i komunikuar popullit të vërtetën hyjnore dhe pastërtinë e tij, përballë adhurimeve të kota që bënin ata, qofshin edhe më të afërmit e tij. Allahu Ibrahimin a.s. e cilësoi si: "Dhe të Ibrahimit, që gjithnjë i plotësoi obligimet" (En-Nexhm,37), po ashtu edhe: "Vërtet, Ibrahimi ka qenë shëmbëlltyrë e të mirave, adhurues i Allahut, besimtar i drejtë dhe nuk ka qenë nga idhujtarët". (En-Nahl,120). Ai gjatë jetës së vet pati shumë ngjarje, nga të cilat myslimanët dhe njerëzimi mund të marrin model jete. Atë Allahu e sprovoi në forma të ndryshme, por ai nuk theu asnjëherë dëshirën e Allahut. E hodhën në zjarr për ta djegur të gjallë, por mëshira hyjnore e shpëtoi nga intrigat dhe kurthet e tyre, duke i hapur një faqe të re drejt sprovave të tjera, sikurse ishte emigrimi në Emër të Tij, duke lënë pas vetes të gjithë "thesarin e së kaluarës" - babanë, popullin, familjen dhe vendlindjen, i bindur në Zotin, se Ai do ta nxirrte në rrugën e drejtë.

Ashtu siç e përshkruan Kur'ani – "Ai tha: "Unë po shkoj aty ku më urdhëroi Zoti im, e Ai më udhëzon"! (Es-Safat, 99). Ai ishte i vetëm, pa pasardhës, dhe iu drejtua Allahut për t'i dhuruar pasardhës të devotshëm e të mirë: "Zoti im, më dhuro mua (një fëmijë) prej të mirëve"!(Es-Safat,100). Allahu iu përgjigj duke e përgëzuar me një fëmijë të dashur-Ismailin- a.s.. Secili prej nesh mund të krijojë një imazh se si një plak i shtyrë në moshë të madhe, emigrant, si dhe sa do të ishte gëzimi i tij për atë fëmijë. Gëzimi nuk përshkruhej. Ismaili po rritej e zhvillohej dhe dashuria për babanë vetëm sa vinte duke iu shtuar. Kur u rrit, e shoqëronte dhe e ndihmonte babanë e vet në punë të ndryshme. Por... ai gëzim u këput kur babai i tij ëndërroi se po flijonte fëmijën e tij. Dhe këtu ishte kulmi i sprovës më të madhe që pati ndonjë baba me të birin e vet, në historinë e njerëzimit. Ishte e rëndë për një prind, tek ndonjë tjetër ndoshta në një situatë të tillë do të luhateshin edhe ndjenjat e besimit. Nuk iu kërkua Ibrahimit ta dërgonte të birin në fushëbetejë, dhe as të kryente ndonjë mision, në të cilin do të merrte fund jeta e të birit. Jo, jo, çështja ishte shumëfish më e rëndë dhe e pakapërcyeshme. Iu kërkua që ai vetë, me duart e tij, ta flijonte filizin e zemrës së vet.

Kjo nuk e frikësoi fare Ibrahimin a.s., po, madje me vendosmëri e guxim dhe pa hezitim, ai pranoi këtë Urdhër nga Allahu xh.sh.. Po edhe Ismaili dëshmoi vendosmërinë e tij duke thënë: "… O babai im, punoje atë që urdhërohesh, e ti do të më gjesh mua, nëse do Allahu, prej të durueshmëve"!(Es-Safat,102). Ora e ekzekutimit po afrohej, Ibrahimi e përmbysi të birin në fytyrë (në ballë). Fëmija nuk po lëvizte fare, po kryente një Urdhër të Allahut xh.sh. dhe çështjen e tyre e dorëzuan tek Allahu xh.sh.. "E kur ata të dy iu dorëzuan Urdhrit të Zotit dhe e përmbysi atë në fytyrë (në ballë)" (Es-Safat, 103), nuk mbeti tjetër veçse ta preste dhe të derdhej gjaku i njomë i Ismailit a.s.. Këtu është me rëndësi të ceket se të dy - babë e bir - përmbushën detyrën ndaj Allahut, çuan në vend Urdhrin e Tij. Allahu nuk deshi të ndëshkonte robërit e Tij me sprovat e tyre, po u sprovua durimi, imani dhe vendosmëria e tyre. Dhe, pasi u përmbush ëndrra, erdhi thirrja hyjnore: "Ne e thirrëm atë: "O Ibrahim!". Ti tashmë e zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët!. Vërtet, kjo ishte sprovë e qartë". (Es-Safat,104-106).

Këtë sakrificë Allahu ia shpagoi me një kurban në vend të të birit, Ismailit. Kjo ndodhi mbeti dhe kujtohet ende në kokat e njerëzve dhe më pastaj u sihariqua edhe me Is-hakun a.s., si pejgamber i mirë. "Ne e shpaguam atë me një të therur (kurban) të rëndësishëm. Dhe ndaj tij Ne lamë përkujtim të mirë ndër popujt e ardhshëm". (Es-Safat,107-108). Therja e kurbanit mbeti traditë profetike, që pasohet nga dosti i Zotit deri në kiamet. Jehonën e kësaj ngjarjeje, Allahu e bëri të pavdekshme në librin e Tij, për të rrëfyer realitetin e besimit, gjurmën e bindjes, perfeksionimin në dorëzim (teslim ndaj Zotit) si dhe për ta njohur Ymeti të vërtetën e babait -Ibrahimit- dhe se Islami është fe e të gjithë profetëve. Allahu nuk ndëshkon njerëz me sprovime të ndryshme, e as nuk i shqetëson me bela të ndryshme.

Po qëllimi është që njeriu t'i nënshtrohet dhe t'i bindet Atij, të mos rebelohet. E kur njeriu tregohet i sinqertë me vetveten, Allahu ia lehtëson, ia heq dhimbjet e sakrificat, duke ia llogaritur sikur t'i kishte përmbushur, dhe do ta nderojë siç është nderuar Ibrahimi a.s..

Mr. Rexhep Suma

# Haxhi, obligim dhe shtyllë e fesë

**Mr. Ekrem Maqedonci**

**"Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi të shkojë tek ajo, e kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd". (Ali imran, 97).**

Fjala Haxh në kuptimin etimologjik domethënë 'të synosh diçka', kurse në jurisprudencën islame me fjalën Haxh nënkuptojmë "vizitën e Qabesë për hir të Zotit të Madhërishëm, në kohë të caktuar, në vend të caktuar dhe me rituale të caktuara".[1]

**Norma e haxhit**

Haxhi është obligim (farz) për çdo besimtar që i plotëson kushtet (të cilat do të sqarohen më vonë) një herë gjatë jetës se tij. Thotë Allahu xh.sh. në Kur'anin Famëlartë: '' Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi të shkojë tek ajo, e kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd'.' (Ali imran, 97). Mirëpo duhet ta kemi parasysh se Haxhi nuk është vetëm obligim, po është edhe një nga pesë shtyllat e Islamit. Thotë Pejgamberi a.s. në një hadith: '' Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i ramazanit dhe vizita e Qabesë për atë person që ka mundësi të shkojë tek ajo".[2]

Ndërsa, se Haxhi është obligim vetëm një herë gjatë jetës, kemi argument hadithin e Pejgamberit a.s., që e transmeton ibni Maxheh, se një nga ashabët që quhej Akra bin Habis, e kishte pyetur Muhamedin a.s. duke i thënë : ''O i derguar i Zotit: Haxhi është obligim për çdo vit apo vetëm një herë gjatë jetës? Atëherë Pejgamberi a.s. iu përgjigj: Vetëm një her gjatë jetës, ndërsa kush ka mundësi më shumë se një herë, mund ta bëjë Haxhin në mënyrë vullnetare''.[3]

**Kush e ka obligim Haxhin**

Çdo mysliman që është në moshën madhore, që është i mençur dhe i aftë për t'i kuptuar obligimet fetare, i shëndoshë fizikisht, që ka mundësi financiare për t'i mbuluar shpenzimet e Haxhit, dhe që ka siguri në udhëtimin e tij për në Haxh, Haxhin e ka obligim dhe farz personal. [4].

**Kur obligohet Haxhi**

Në Islam kemi obligime fizike, siç janë namazi dhe agjërimi, që obligohen me hyrjen e besimtarit në moshën madhore; kemi dhe obligime materiale, siç është zekati, i cili obligohet me hyrjen e besimtarit në moshën madhore[5] dhe arritjen e sasisë së caktuar të pasurisë; dhe kemi obligime fizike dhe materiale, siç është Haxhi, i cili obligohet me hyrjen e besimtarit në moshën madhore dhe në një gjendje materiale të mirë. Pra, nëse ndalemi tek Haxhi dhe shikojmë me vëmendje, vërejmë qartë Mëshirën e Zotit të Madhërishëm, i Cili, përveçqë na ka obliguar me Haxhin vetëm një herë gjatë jetës, ka përjashtuar nga obligueshmëria e Haxhit edhe të gjithë myslimanët që janë në moshën madhore po janë në gjendje të keqe materiale, deri në përmirësimin e gjendjes së tyre jetësore a materiale.

**Farzet dhe vaxhibet e haxhit**

Edhe Haxhi, si çdo ibadet tjetër, ka farzet dhe vaxhibet e tij, të cilat kërkohet të respektohen gjatë kryerjes së tij.

Farzet e haxhit janë dy:

1 - Qëndrimi në Arafat dhe

2 - Tavafu ez-zijareh – tavafi i vizitës së Qabesë.

Ndërsa vaxhibet e Haxhit janë:

1 - Sa'ji- Vrapimi mes Safas dhe Mervas.

2 - Qëndrimi në Muzdelife

3 - Gjuajtja e guralecëve

4 - Rruajtja ose shkurtimi i flokëve dhe

5 - Tavafi lamtumirës.[6]

Nëse nuk respektohen farzet e Haxhit, atëherë Haxhi nuk konsiderohet i pranuar, e nëse nuk respektohen vaxhibet e Haxhit, atëherë obligohemi të therim kurban.

**Dobitë dhe mirësia e Haxhit**

Për sa i përket aspektit fetar, Haxhi konsiderohet një prej adhurimeve që e forcon besimtarin më së shumti në aspektin shpirtëror, sepse njeriu, kur jeton disa ditë në vendin ku ka zbritur Shpallja nga ana e Zotit xh.sh. dhe sheh nga afër argumentet dhe vendin ku madhërohet Allahu xh.sh., sheh Qabenë dhe kiblen e tij, vendin ku ka jetuar dhe vepruar i Dërguari i tij, - e gjithë kjo duke kërkuar falje dhe mëshirë nga Zoti i Madhërishëm, - patjetër do të jetë një nxitje shpirtërore dhe morale për të që të jetë sa më afër fesë dhe praktikimit të mësimeve fetare.

Po dhe në aspektin politik Haxhi konsiderohet si një kongres dhe vendtakim vjetor për myslimanët, sepse aty myslimanët njoftohen për zhvillimet, progresin, problemet e tyre në të gjitha sferat e jetës, në aspektin politik, ekonomik, ushtarak etj..

Gjithashtu edhe në aspektin social Haxhi konsiderohet një barazi dhe modesti në mes njerëzve të shtresave të ndryshme, dhe kjo duke u barazuar me një uniformë të njëjtë, me rituale të njëjta, në të njëjtin vend, pa pasur dallime kryetari nga qytetari, gjenerali nga ushtari, profesori nga nxënësi, pasaniku nga i varfri etj. etj..

Ndërkaq, për sa u përket mirësive të Haxhit në Botën tjetër, më së miri na tregon vetë i Dërguari i Zotit të Madhërishëm në hadithet e tij. Transmeton Ebu Hurejre se një sahabi kishte pyetur Pejgamberin a.s. se cila është puna më e mirë. Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur: ' Besimi në Zotin dhe të dërguarin e Tij' Sahabiu kishte pyetur për herën e dytë: Cila pastaj? Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur: 'Haxhi i pranuar tek Allahu xh.sh.".[7] Transmeton Ebu Hurejre se Pejgamberi a.s. kishte thënë: ''Haxhi i pranuar tek Allahu xh.sh. nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit". [8]

(1) Erkan El Islam, Vehbi Gavoxhi (4-700). (2) Buhariu dhe Muslimi. (3) Ibn Maxhe(2-963). (4) El –Hidaje esherh bidajetu el mubtedi,Imam Merginani (1-161). (5) Disa juristë mendojnë se edhe fëmija që ka pasuri, duhet ta jap zekatin. (6) El Mugni fi fikhi el haxhi ve el mreti, Seiid bin Abdul Kadir Bashinfer. (7) Buhariu dhe Muslimi. (8) Buhariu dhe Muslimi.



# Haxhi, udhëtim drejt një shprese për xhenet

**Mr. sci. Zymer Ramadani**

**Vizita e Shtëpisë së shenjtë – Qabesë sjell begati të mëdha, ngase robi në mënyrën më të theksuar vetmohet në lutjen e tij teksa i bën lutje Allahut; ai me kryerjen e farzeve të Haxhit dhe syneteve të tjera arrin një shkallë devotshmërie që nuk mund ta arrijë në ndonjë vend tjetër dhe as në ndonjë kohë tjetër**

Ka shumë nga dispozitat dhe ligjet e ndryshme të shteteve të ndryshme që ndonjëherë, në raste të caktuara, me mundësitë dhe të drejtat që ka ndonjë personalitet shtetëror, si presidenti a kryeministri etj., mund ta kenë të drejtën që ndonjë ta dënojnë penalisht, ta falin dhe t'i dhurojnë lirinë. Në një mënyrë tjetër, mund të bëhet edhe ndonjë amnisti e përgjithshme nga këto shtete, por nëse ndalemi dhe u bëjmë një vëzhgim dispozitave dhe normave që ka vendosur dhe caktuar Krijuesi për robërit e Tij, do të shohim se një amnisti e përgjithshme shfaqet çdo vit për një numër të madh besimtarësh myslimanë. Këta janë mysafirët e Allahut xh. sh., që kanë vendosur të vizitojnë Shtëpinë e Tij dhe të kryejnë Haxhin.

Kështu, pra, nga mrekullitë më mahnitëse që ka krijuar Allahu xh. sh. për njerëzit, është edhe obligimi i tyre që, sipas mundësive financiare dhe fizike, të vizitojnë Shtëpinë e Allahut – Bejtullahun, një herë në jetën e tyre. Kjo vizitë do të shpëlajë dhe të pastrojë trupin dhe shpirtin e vizituesit dhe do të bëjë një ndryshim të madh në jetën e tij. Sipas kuptimit leksikor haxh-xh domethënë 'drejtim', 'qëllim', një vizitë që bëhet shumë herë, kurse domethënia e tij në të drejtën islame është: "Udhëtimi i një myslimani në një kohë të caktuar nga shtëpia e tij drejt Qabesë, me qëllim që të kryejë obligimin e Allahut dhe me qëllim ibadeti – adhurimi dhe nënshtrimi ndaj Krijuesit duke zbatuar rregullat - të hyjë në ihram, të qëndrojë në Arafat, të bëjë tavafin rreth Qabesë duke i kryer edhe disa norma të tjera të nevojshme". Vizita e Qabesë është bërë obligim që nga viti i nëntë hixhri, pra nja 22 vjet pas fillimit të shpalljes së Kur'anit. Ky obligim është bërë me ajet dhe po ashtu në hadithin e Pejgamberit a. s., ku theksohen pesë shtyllat bazë dhe themelore të İslamit. Prandaj nuk mbetet asnjë hapësirë për diskutim rreth vizitës së saj. Për këtë, Allahu i Madhëruar u drejtohet njerëzve e u thotë:

"Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi të shkojë tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit."( Ali Imran, 97).

Siç dihet, kjo shtyllë e fesë islame ka qenë obligim edhe më herët, obligim edhe për popujt e tjerë para Ymetit të Muhamedit a. s., dhe kjo daton qysh nga koha e İbrahimit a. s., për se, posaçërisht edhe në lidhje me këtë, Kur'ani fisnik paralajmëron për një obligim të mëhershëm:"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta".(El Haxhxh, 27).

### Çdo mysliman këto ditë të Haxhit duhet t'i kalojë në sa më shumë ibadete

Nga të katër anët e botës, që nga koha kur Haxhi u bë obligim, pati vizitorë që për çdo vit, bashkërisht - në mënyrë kolektive, morën rrugën drejt kësaj shtëpie të shenjtë dhe të begatshme. Qoftë me deve, para disa kohësh, qoftë në këmbë apo edhe në mënyra të ndryshme, sikur sot kur si mjet udhëtimi përdoret aeroplani, myslimanët e çdo cepi të botës, me një besim dhe bindje të madhe në Allahun xh. sh., ndajnë një pjesë nga

pasuria e tyre dhe e shpenzojnë vetëm për të kryer këtë obligim. E si të mos ndajnë një pjesë të pasurisë për të vizituar bukuritë mahnitëse të Qabesë me rrethinë dhe Xhaminë e Muhamedit a. s., së bashku me stolitë e saj dhe vendet e tjera atje, për sa kohë që myslimani si shpërblim të kësaj e di se do ta fitojë Xhenetin?

Vizita e Shtëpisë së shenjtë – Qabesë sjell begati të mëdha, ngase robi në mënyrën më të theksuar vetmohet në lutjen e tij teksa i bën lutje Allahut; ai me kryerjen e farzeve të Haxhit dhe syneteve të tjera arrin një shkallë devotshmërie që nuk mund ta arrijë në ndonjë vend tjetër dhe as në ndonjë kohë tjetër. Çdo mysliman këto ditë të Haxhit duhet t'i kalojë në sa më shumë ibadete e lutje dhe sa më efikase, sepse çdonjëri nga ata që vizitojnë Shtëpinë e Allahut, duhet ta dijë se nuk ka ndonjë vend tjetër më të shenjtë në botë sesa Qabeja, qyteti i Pejgamberit a. s. Medina dhe Mesxhidu'l-Aksaja në Palestinë. Haxhiu, për ta plotësuar Haxhin e tij dhe për ta kurorëzuar me begati , përveç kushteve të tjera, në mënyrë të domosdoshme duhet të bëjë: a) Veshjen e İhramit; b) Tavafin – rrotullimin shtatë herë pranë Qabesë duke filluar nga Haxheru'l-Esvedi dhe c) Të qëndruarit një pjesë të ditës në fushën e Arafatit, sepse Pejgamberi a. s. ka thënë: "Haxhi është (qëndrimi në) Arafat" (Ibn Maxheh në Synen 2/1003, nr:3015).

Çdo mysliman duhet të kuptojë rëndësinë e këtyre vendeve të shenjta dhe duhet të shohë gjithë ato mrekulli dhe arte të Allahut, në mënyrë që kryerja e Haxhit të ndikojë në jetën e tij gjithmonë, që jetës së tij t'i shtojë diçka të veçantë, të bëjë një ndryshim pozitiv tek ai. Në këtë mënyrë ai që e ka bërë nijet ta kryejë Haxhin, duke iu përmbajtur rregullave të Haxhit, do të arrijë atë shpërblimin e madh - pastrimin nga mëkatet ashtu sikur ka lindur nga nëna e tij. Ai po ashtu duhet të kryejë një varg tjetër veprimesh, të cilat e zbukurojnë dhe e begatojnë Haxhin, duke therur kurban, duke bërë vizitë në vende të tjera - në Mekë, në Hudejbije, në kodren Hira, në Xhaminë Ten'ime etj. dhe duke kaluar në qytetin e bukur të Pejgamberit a. s., Medinën e Ndritshme, që t'i japin selame Muhammedit a. s., të falin së paku dy rekate në kopshtin e Xhenetit – Ravdatu'l-Xhenneh, të shijojnë aromën e këtij qyteti të bekuar dhe gjithashtu të bëjnë vizitën e vendeve të tjera në këtë qytet. Më pastaj ai të plotësojë një kapitull të rëndësishëm të jetës së tij, për t'u kthyer në shtëpinë e tij në mënyrën më të gëzuar, që të ketë mundësi t'u shpjegoje myslimanëve të tjerë për artin, mrekullinë dhe zanafillën e Haxhit.

Haxhiu – personi që ka marrë rrugën për ta kryer këtë obligim, duhet të jetë i vetëdijshëm se po kryen një adhurim shumë të rëndësishëm dhe se shpërblimi i tij është më me vlerë se gjithë ç'ka në këtë botë. Këtë shpërblim të madh dhe mahnitës, na e ka treguar Muhamedi a.



s. në një hadith, ku thotë: "Të gjitha mëkatet e kryera midis një Umre dhe një tjetre shlyhen dhe fshihen, ndërsa shpërblimi për haxhxhin mebrur – të pranuar, pa dyshim është vetëm Xheneti". (Muttefekun alejh). Ndërkaq, në një hadith tjetër Muhamedi a. s. po ashtu i përgëzon besimtarët me këtë lajm madhështor dhe i bind ata për veprën e tyre, duke i siguruar se janë duke kryer diçka që nuk mund të krahasohet me asgjë tjetër. Thotë: "Personi që kryen haxhin për kënaqësinë e Allahut xh. sh. dhe u shmanget të gjitha gjërave të këqija dhe mëkateve, do të kthehet pas haxhit i çliruar nga të gjitha mëkatet ashtu siç ka qenë në ditën siç ka lindur nga nëna e tij". (Buhariu dhe Muslimi).

Shpresat e myslimanit gjithmonë janë të larta dhe bindëse, sepse feja islame besimtarëve të tyre u ka hapur zemrat e tyre në këtë botë, që t'i shijojnë të mirat e saj dhe që, për një të mirë më të mirë se në këtë botë, të shpresojnë shpërblimin e Botës tjetër, të amshueshme. Ndërsa mjeti për të arritur shijimin e të mirëve në Ahiret, pa dyshim është adhurimi i Allahut xh. sh. në format siç kërkohen, në këtë rast Haxhi mebrur – i pranuar, do të ishte mjeti më i fortë për hyrjen e tij në Xhenet.

Vizitorëve të Shtëpisë së shenjtë u është mundësuar që të kenë disa alternativa për kryerjen e dispozitave të Haxhit. Për këtë arsye, ekziston edhe një ndarje e llojeve dhe mënyrave të kryerjes së Haxhit. Prandaj, ai mund të kryejë një nga llojet e Haxhit, të cilat janë: a) Haxhi Ifrad; b) Haxhi Temettu dhe c) Haxhi Kiran.

# Në horizontet e Tavafit dhe Arafatit

**Nexhat Ibrahimi**

**Arafati përshkruhet se "koha që kalohet atje, ka një thellësi të tillë, saqë një shpirti që ka arritur një herë fatbardhësinë e të gjendurit në atë kopsht, nuk i rrënohet kurrë krejtësisht qëndrueshmëria dhe kurrsesi nuk vdes në gjendjen e atyre që jetojnë të dhënë krejtësisht pas kësaj bote". Madje disa Arafatin e kanë përshkruar metaforikisht: "Ata që kanë kaluar pak orë të jetës së tyre në Arafat, gjithë jetën çelin si trëndafilat dhe nuk thahen kurrë".**

Në gjuhët e popujve myslimanë është shkruar mjaft për Tavafin dhe Arafatin. Në gjuhët arabe, persiane, turke, e kohët e fundit edhe në anglisht, gjermanisht, frëngjisht e të tjera, ka shkrime cilësore për këto tema. Për fat të mirë, edhe gjuha shqipe po e zë hapin disi, ndonëse e çalë dhe ndonëse me frymën e fundit. Për këtë arsye, të shkruhet për Haxhin dhe në kuadër të tij, për Tavafin dhe Arafatin, kjo përbën një sfidë të vërtetë, sepse njeriu përjeton rastin që sërish, nga këndi tjetër, të dëgjoj diçka me vlerë për këto institucione të vlefshme, por shkruesi rrezikon ta banalizojë tregimin me përsëritje të amështa e bajate.

Haxhi është institucion shpirtëror, po dhe fizik. Fillimet e para Haxhi i shtrin që nga Ademi a.s., kurse fuqizimin e mori nga koha e Ibrahimit dhe Ismailit a.s.[1] Po formën përfundimtare, Haxhi, me të gjitha institucionet e tij, i mori me Muhamedin a.s.. Shikuar nga kjo retrospektivë historike e ngjarjeve dhe fenomeneve, Haxhi është një rast i përshtatshëm për njohjen e së kaluarës së përbashkët drejt vizionit të së ardhmes.

**Tavafi**

Tavafi është rrotullim, qarkullim ritual rreth Qabesë në Mekë, që përbëhet prej shtatë rrotullimeve. Shtatë rrotullime quhen një Tavaf. Në varësi nga gjendja e haxhiut dhe koha kur bëhet tavafi, ai mund të jetë: 1) Farz – detyrim rigoroz (tavafu zijareh ose tavafi ifadeh.) Sipas Ebu Hanifes ai kryhet në ditën e tretë të bajramit, deri në perëndim të diellit; 2) Vaxhib – obligativ (tavafu sadr ose tavafu veda); 3) Sunet – i rekomanduar (tavafu kudum).[2]

Tavafi kryhet në çdo kohë, me përjashtim të kohëve të namazit, kur të gjithë falen të drejtuar kah Qabeja. Për këtë arsye, tavafin nuk mund ta kryejmë vetëm, por në grupe, zakonisht të mëdha. Kjo e bën të vështirë t'i afrohemi Haxher'ul-esvedit (Gurit të Zi). Për arsye të pamundësisë për ta prekur, dijetarët lejojnë që në vend të prekjes së Gurit të Zi, të drejtojmë dorën dhe shikimin me shenjë në drejtim të tij.[3]

Qabeja paraqet gjendjen e intimitetit që njeriu përpiqet ta vërë me Praninë e Zotit (hadret), të manifestuar nëpërmjet trupit fizik dhe frymor të Qabesë. Mirëpo, kjo lidhje është vështirë të bëhet për shkak të përqendrimit të jashtëzakonshëm të njerëzve. Për këtë arsye, kërkohet një përqendrim dhe soditje maksimale që të pajtohen shumësia, zhurma dhe dendësia e njerëzve - me prehjen dhe qetësinë e brendshme, të nevojshme për vënien e gjendjes intime.

Edhe pse në shikim të parë tavafi dhe namazi dallojnë, këto të dy institucione kanë ngjashmëritë e tyre. Tavafi nuk ka sexhde dhe, gjatë tij, mund të flasim. Mirëpo, shikuar me sy vështrues e shpirtëror, edhe biseda gjatë tavafit prish synimin e tavafit sikurse e prish namazin. Prandaj, një numër teologësh dhe sufistësh urdhërojnë heshtjen gjatë tavafit. Nëse e pranojmë se "namazi është mi'raxhi i besimtarit", atëherë tavafi është rasti më i mirë i njeriut që këtë ngjitje shpirtërore ta vazhdojë edhe mbi kufijtë e kufizueshmërisë kohore dhe hapësinore.

Njeriu e vendos intimen e tij me Krijuesin së pari nëpërmjet pjesës së njohur, e pastaj e dëshmojmë (shuhud) nëpërmjet shikimit

shpirtëror (besir). Në këtë mënyrë njeriu intimen e tij e vendos me Praninë e Zotit dhe në këtë mënyrë u ngjason engjëjve të Zotit, të cilët e vizitojnë rregullisht Qabenë shpirtërore (Bejt'ul-ma'mur), sikundërqë njerëzit e vizitojnë Qabenë tokësore. Këtë do ta quanim pelegrinazh që kapërcen kufijtë ndërmjet temporales dhe të pakohës, materiales dhe shpirtërores.

Në këtë mënyrë njeriu i njeh gjurmët e ekzistimit të Zotit dhe veprimin në të krijuarën, sidomos në vetvete dhe në atë që e rrethon. Kjo gjendje kulmon me veshjen e bardhë të ihramit, i cili paraqet shenjën e dinjitetit. Kur haxhiu kthehet me dinjitet në fytyrë, kjo është shenjë se ai gjatë Haxhit ka parë atë që është dashur ta shohë.

Në fund duhet të theksojmë edhe një element, përshëndetjen (dhënien selam) Gurit të Zi, prehjen me gjendjen vetjake, pranimin e kohës dhe hapësirës në ekzistimin vetjak të kësaj bote dhe fatit të dhënë, meqenëse të gjitha këto janë dhuratë mëshire të Zotit për njeriun konkret. Nëse do ta pranojmë Traditën se fati është i paracaktuar (i paraditur), vendimin përfundimtar e vendosi me Gurin e Zi. Prandaj edhe puthja, prekja, qoftë edhe shikimi nga larg i Gurit të Zi, ka për pasojë që haxhiu, për një çast, ta kalojë para syve tërë jetën e kaluar të tij. Cilësitë e mira që e kanë ndjekur njeriun deri atëherë, me atë rast do t'i bëhen përkrahje plotësuese në jetën e ardhshme, kurse cilësitë e këqija që nuk ka arritur t'i largojë nga vetja, pas kthimit nga haxhi, kur ato dëshirojnë të ngrenë krye, goditen nga cilësitë e mira, tash pas kthimit nga haxhi shumë më cilësore.[4] Thënë ndryshe, simbolika dhe domethënia e këtij rituali është që të vendoset uniteti ndërmjet atij që bënë tavaf dhe asaj rreth së cilës bëhet tavafi. Gjatë Haxhit haxhiu nuk identifikohet me Qabenë, por me qendrën e qenies së tij dhe me anë të simboleve të numrit të tavafeve të bëra, e kjo është java që paraqet drejtimet në hapësirë, ai e bën këtë në aspekt të synimeve përfundimtare apo fatit.[5]

**Arafati**

Arafati është një kodër rreth 20 km larg në juglindje të Mekës së bekuar. Është jashtë zonës së Haremit dhe nga vendet më të rëndësishme për Haxhin dhe për haxhiun, prandaj edhe Muhamedi a.s. ka thëntë: "Haxhi përbëhet prej Arafatit".[6]

Përsa sa i përket prejardhjes së fjalës Arafat, ka disa shpjegime. Vjen nga rrënja e foljes arefe = 'ai që di', 'që njeh' dhe si shprehje më së shpeshti lidhet për Ademin dhe Havanë. Sipas tregimit të njohur, ata të dy u ndanë në Xhenet po u takuan, u njohën dhe u bashkuan në Arafat.[7] Ditën e fundit para Bajramit, më 9 dhu'l-hixheh, haxhiu duhet ta kalojë patjetër në Arafat, së paku një pjesë të kohës. Pas faljes së përbashkët dhe bashkimit të namazit të drekës e ikindisë



dhe fjalimit të imamit para hanxhinjve, fillon qëndrimi në Arafat.

Sipas dispozitave të Haxhit, pas faljes së namazit të ikindisë nuk është mirë të falen namaze nafile (fakultative) dhe koha deri në mbrëmje duhet kaluar duke lexuar Kur'an dhe duke bërë dua të shumta drejtuar Allahut të Lartësuar. Në pajtim me thënie të shumta, haxhiut në Arafat i pranohet çdo lutje, prandaj rekomandohet që haxhiu në Arafat të lutet për të gjithë, për vete, për të afërmit, për të gjithë besimtarët, për të gjithë njerëzit.

Fjala Arafat përbëhet prej tri shkronjave ajn (Ú ), r ( Ñ ) dhe f ( Ý ) dhe çdo shkronjë mund të shpjegohet në pajtim me nocionin që ndërtohet mbi këtë.

Për shembull, shkronja Ú ( ajn ) njëkohësisht është edhe shkronja fillestare e fjalës ismet, që do të thotë 'pastërti', 'dëlirësi', 'i paprishur'. Në këtë mënyrë gjendja e haxhiut na tregohet si gjendje e personit të pastër nga çdo mëkat, qoftë të



trashëguar qoftë të fituar. Me fjalë të tjera, haxhi i kryer në mënyrë korrekte shpirtin e njeriut e sjell nga gjendja "njeri i paprishur" në gjendjen e njeriut të porsalindur, i cili vjen në këtë botë i pastër nga çfarëdo mëkati.

Shkronja Ň ( r ) njëkohësisht është shkronja e parë e fjalës rahmet, që do të thotë 'mëshirë'. Në këtë rast me rahmet nënkuptojmë njohjen e haxhiut dhe dëshmimin për mëshirën e Zotit, e cila manifestohet në krijim, mbajtje (furnizim) dhe falje. Në të trija gjendjet, falja varet nga aktiviteti ynë në rrugën e Zotit, kurse ato mund të sendërtohen ekskluzivisht me mëshirën e Zotit të Lartësuar.

Shkronja Ý ( f ) njëkohësisht është edhe shkronja e parë e fjalës fitret, që nënkupton atë natyrën e lindur, primordiale të njeriut, me të cilën lind çdo fëmijë. Pas haxhit të pranuar, haxhiu e ka të qartë se Zoti është Një dhe se çdo gjë tjetër është vetëm gjurmë e ekzistimit të Tij të ngahershëm dhe të përhershëm.

Si fjala Arafat ashtu edhe fjalët ismet dhe fitret përfundojnë me tingullin t, kurse shkronja Ê ( t ) është shkronja fillestare e fjalës tevbe, që do të thotë 'pendim'. Kjo na bën të përfundojmë se jeta e besimtarit është tregimi për pendesë, pendim.

Kështu fjala tevbe, për cilësinë e dëlirësisë ka kuptimin "të pengohet nga" (mëkati, mosdëgjimi e të ngjashme); për cilësinë e mëshirës ka kuptimin e "pendesës" (për bërjen e mëkateve dhe rrëshqitjet e ardhme), kurse për cilësinë e natyrës së lindur, kuptimi i saj është "kthim", kthim në fenë e mirëfilltë, kthim tek Zoti i Mirëfilltë, Një dhe i Lartësuar.[8]

Për Arafatin kemi një përshkrim të një të krishteri nga shekulli XIX, John Fryer Keane (Haxhi Muhammed Amin): "Anët e Arafatit ishin dendur të mbuluara me njerëz, e nga këtu edhe një milje e gjysmë drejt jugut dhe një milje përtej shtrihej grumbulli i njerëzve. Ishte ky një det i turbulluar me koka të zeza dhe trupa të bardhë. Ishte i admiruar ...".[9]

Nga myslimanët, Arafati përshkruhet se "koha që kalohet atje, ka një thellësi të tillë, saqë një shpirti që ka arritur një herë fatbardhësinë e të gjendurit në atë kopsht, nuk i rrënohet kurrë krejtësisht qëndrueshmëria dhe kurrsesi nuk vdes në gjendjen e atyre që jetojnë të dhënë krejtësisht pas kësaj bote". Madje disa Arafatin e kanë përshkruar metaforikisht: "Ata që kanë kaluar pak orë të jetës së tyre në Arafat, gjithë jetën çelin si trëndafilat dhe nuk thahen kurrë".[10]

**Në vend të përfundimit**

Haxhi, në pikëpamjen tradicionale, shikohet si ceremoni e madhe vdekjeje, një distancim e largim nga kjo botë dhe një përkushtim më i plotë ndaj Zotit. Kur haxhiu vendos të shkojë në haxh, përpiqet t'i shmanget maksimalisht jetës së përditshme. Haxhi shihet si vdekje, për shka se edhe Kur'ani për vdekjen flet shpesh si takim me Zotin. Haxhi është vdekje dhe takim me Zotin, kurse rikthimi nga Haxhi paraqet rilindje. Kjo e shpjegon pse titulli haxhi ka qenë gjithmonë i respektuar në mbarë botën myslimane. Haxhiu shihej si njeri model, që nuk merret me vogëlsira, si model përkushtimi ndaj Zotit, jetës dhe aktiviteteve të përditshme.[11] Në këtë frymë duhen perceptuar edhe Arafati dhe Tavafi, por edhe institucioni i Haxhit dhe të tjera.

(1) Sachiko Murata & William C. Chitick, Vizioni i Islamit, Tiranë, 2007, f. 77-78. (2) Për aspektet fikhore të haxhit, tavafit etj., shih: Udhërrëfyesi i një muslimani, v. II, Tiranë, 2010,. 327 e tutje. (3) Cyril Glasse, Enciklopedija islama, Sarajevo, 2006, f. 572.(4) www.znaci.com (5) Cyril Glasse, po aty, f. 572 (6) Hadithi sipas: Udhërrëfyesi i një muslimani, po aty, f. 354. (7) Cyril Glasse, po aty, f. 53. (8) Këtë elaborim e morëm nga: www.znaci.com . (9) Cyril Glasse, po aty, f. 53. (10) Udhërrëfyesi i një muslimani, po aty, f. 338. (11) Sachiko Murata & William C. Chitick, po aty, f. 78-79.

# Vizita e Qabesë

**Isa Tërshani**

**"E kryeni haxhin dhe umren për hir të Allahut,.. ". (El-Bekare, 196)**

Myslimani, përmes namazit pesë herë në ditë, drejtohet me fytyrën e tij në drejtim të Qabesë në Mekë. Dhe kështu ai tërë jetën është i lidhur me Kiblen, e cila është simbol i ibadetit dhe xhamia e parë e vendosur në fytyrën e tokës, të cilën Allahu i Madhëruar e ka bërë vend ku do t'i bëhet ibadet dhe ku do të madhërohet Njëshmëria e Tij.

Haxhi është njëra nga pesë shtyllat mbi të cilat mbështetet feja islame, është obligim i prerë për secilin mysliman që ka mundësi ta kryejë, është vepër me vlerë të madhe dhe vepër në të cilën ka shumë këshilla dhe mësime.[1] Një kategori e njerëzve, fatkeqësisht, kur flitet për Haxhin, mendojnë se kryerja e këtij obligimi është vetëm për pleqtë dhe ata që kanë bërë vepra të këqija. Kjo nuk qëndron fare dhe nuk ka bazë në rregullat e Haxhit. Njeriu (myslimani) të cilit Allahu xh.sh. i ka dhënë pasuri, duhet ta kryejë patjetër këtë obligim islam dhe nuk duhet ta lërë pas dore këtë ibadet, sepse dobitë dhe dhuratat që i fiton ai nga ky ibadet, janë të shumta, si: arritja e kënaqësisë së Allahut, falja e mëkateve, shpërblimi i madh për faljen e namazit në Qabe, që llogaritet sa 100.000 namaze në vende-xhami të tjera, namazi në Xhaminë e Pejgamberit a.s. që llogaritet sa 1000 namaze në vende-xhami të tjera, pastaj shpërblimi për Tavafin, Sa'jin, qëndrimin në Arefat e Muzdelife e shumë të tjera, që nuk mund të arrihen përveçse në këto vende.

A ka shtëpi më të madhërueshme në botë se ajo që quhet "BEJTULLAHI-L-HARAM " ose në gjuhën shqipe "Shtëpia e Zotit"? Jo nuk ka.[2]."Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekë), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin. Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e Shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi të shkojë tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që bëjnë) njerëzit". (Ali Imran, 96-97) Pra, Qabeja në Mekë është Shtëpi e Zotit, muret e së cilës Ibrahimi a.s., me të birin e tij Ismailin a.s., me Urdhrin e Allahut të Madhëruar, i ngritën me ndihmën e melekut Xhibril a.s., që të jetë vendi ku do të mblidhen myslimanët për të adhuruar Krijuesin e Gjithësisë. Allahu xh.sh. këtë Tempull e mbrojti dhe e ruajti, e pastroi dhe e fisnikëroi, i zmbrapsi sulmet e mizorëve dhe sulmuesve nga ai Tempull. Në të janë të barabartë banorët e Mekës dhe të vendeve të tjera. Në të zbriti sigurinë e qetësinë dhe mbi të gjithë njerëzit që gjenden në të.

**Urtësitë e Haxhit**

Haxhi është adhurim ( ibadet ), i cili në vete ngërthen urtësi dhe dobi të shumta, si sosh fetare, historike, shoqërore, morale etj., e sa për ilustrim do të përmendim vetëm disa prej tyre. Haxhi është shkak për të shlyer gabime dhe mëkatet. Nëse vizita e Qabesë bëhet me nijetin e sinqertë dhe me pasurinë e fituar nga hallalli, është shkak dhe shpresë e madhe për shlyerjen e mëkateve të vogla. Në lidhje me këtë, Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush e bën haxhxhin për hir të Allahut dhe nuk bën marrëdhënie intime me gruan (në kohë të haxhit), e nuk bën mëkate, kthehet i pastër si atë ditë që e ka lindur e ëma ".[3]

Ebu Hurejre tregon se Pejgamberi a.s. u pyet: "Cila vepër është më e mira? Tha: Besimi në Allahun dhe në të dërguarin e Tij. Pastaj cila? Tha: Xhihadi në rrugën e Allahut. Pastaj, cila? Tha: Haxhi i pranuar".[4] Si dhe :"Umreja deri në umren tjetër i shlyen mëkatet që janë bërë në mes tyre, kurse Haxhi i pranuar nuk ka shpërblim tjetër përveçse Xhennetin".[5] Haxhi është shkak që i pastron shpirtrat e njerëzve, është ibadet i veçantë që lë gjurmë të pashlyera dhe fisnike në zemrat e tyre dhe i bën që t'i pranojnë me vendosmëri Urdhrat e Allahut xh.sh., kështu që i kthen në gjenezën e tyre të pastër, duke u falur mëkatet. Haxhi i mundëson besimtarit të përkujtojë historinë e Pejgamberit tonë të nderuar, vuajtjet e tij, kontributin, angazhimet e tij për përhapjen e fesë islame etj.. Në të njëjtën kohë ia kujton edhe të kaluarën e pejgamberëve të mëparshëm, dhe sidomos e në veçanti historinë e Ibrahimit a.s. dhe birit të tij, Ismailit a.s.. Haxhi ia mëson besimtarit parimin e durimit, dhe kështu e aftëson atë që të jetë i durueshëm edhe përballë problemeve në jetën e tij të përditshme. Haxhi është adhurim, përmes të cilit besimtari E falënderon shumë Allahun xh.sh. për begatitë e dhuruara. Gjithashtu prej dobive të Haxhit është se haxhinjtë njihen me vëllezërit e tyre nga mbarë bota, pa dallim race, gjuhe, pozite dhe vendi ku jetojnë. Haxhi ia mëson njeriut parimet e edukatës, se si duhet të jetë i sjellshëm, i moralshëm dhe i edukuar. Gjatë kohës së Haxhit haxhiu e ka të ndaluar të shajë, të këputë lule, gjethe, të shkatërrojë gjelbërimin aty, të thyejë drunj etj..[6] Haxhi paraqet manifestimin më të madh dhe më masiv vjetor të myslimanëve. Ky manifestim tërheq vëmendjen e mbarë Botës Islame. Mendimet, idetë dhe ndjenjat e tyre drejtohen nga ky vend. Ata që kanë mundësi për ta vizituar (Mekën e shenjtë, Qabenë), mezi presin të shkelin në Tokën e shenjtë, përderisa ata që s'kanë mundësi financiare, mbeten me shpirt dhe ndjenja të lidhura për vendet e shenjta dhe me shpresë të fortë se një ditë edhe ata do të kenë një fat të tillë. Nisur nga karakteri i tillë i gjithanshëm i Haxhit, myslimanët duhet ta shfrytëzojnë atë për të bërë reformë individuale dhe shoqërore, ta shfrytëzojnë për t'u pasuruar intelektualisht dhe shpirtërisht.

**Karakteri reformues i haxhit**

Haxhi, sikur edhe të gjitha ibadetet e tjera në Islam, ka karakter reformues të qenies së njeriut. Haxhi, me tërë aktet e veta, pastron shpirtin e njeriut nga veset e këqija dhe vetitë negative, të cilat e shëmtojnë personalitetin e tij. Kështu, gjatë Haxhit besimtari ka rast të mënjanojë shumë veti negative, sikur janë: egoizmi, koprracia, arroganca, mosdurimi, fyerja, mendjemadhësia; kurse, në anën tjetër, të pajiset me cilësi dhe virtyte të larta, sikur janë: durimi, qëndrueshmëria, falja, solidariteti me të tjerët, respekti i ndërsjellë, modestia, maturia, zemërgjerësia, bujaria, toleranca



etj.. Kur shkojmë dhe kryejmë Haxhin, nuk lejohet të kuptojmë se po bëjmë vetëm një shëtitje në Shtëpinë e shenjtë dhe misioni ynë të përfundojë me kaq. Ne shkojmë atje për t'u vetëdijesuar se në rrugën e Zotit do të flijojmë edhe veten po edhe familjen tonë, dhe do të bëjmë çmos që Allahu të jetë i kënaqur me ne. I japim mesazh shejtanit të mallkuar se ai nuk do të ketë vend për asnjë çast të jetës sonë, të na mashtrojë e të na e ndryshojë mendjen rreth realizimit të Urdhrave të Zotit me përpikëri. Të gjitha këto i arrin në saje të bindjes së fortë të tij se ai, përderisa është në haxh, është mysafir i Allahut dhe natyrisht, si mysafir, duhet të lërë përshtypje të mirë, ngase nikoqiri do t'ia paguajë këtë me shpërblime të shumëfishta në të dy botët.

Haxhi është ibadeti i vetëm që lë gjurmë më të thella në jetën shpirtërore dhe fizike të besimtarit, edhe pse ai është një udhëtim i gjatë e i mundimshëm, megjithatë tërë kjo sakrificë e rëndë haxhiun nuk e bën atë të demoralizuar e të luhatur në kryerjen e tij. Prandaj, të vizitosh Mekën, vendlindjen e më të dashurit të Allahut, Muhamedit a.s., dhe Shtëpinë e Allahut - Qabenë, është një kënaqësi dhe lumturi e papërshkrueshme. Të jesh në mesin e haxhinjve nga të gjitha anët e botës, në afërsi të vendeve të shenjta, vende ku kanë lënë gjurmë të përhershme të dashurit e Allahut xh.sh., si: Ibrahimi, Ismaili dhe Muhamedi a.s., - është një privilegj i veçantë. Këtë privilegj Allahu e ka rezervuar vetëm për myslimanët, e jo për të tjerët. E lusim Allahun që të na bëjë prej atyre që e kryejnë këtë obligim, kurse atyre që nuk kanë mundësi për këtë, t'ua mundësojë që ta kryejnë këtë ibadet madhështor. Amin!

1.Dr.Mustafa Abdul Vahid. Personaliteti Islamik në dritën e Kur'anit. Përkthyes nga boshnjakishtja: Nixhar Bajram Hoti, 1996. Mitrovicë. (2) Vehbi Sulejman Gavoçi. Shtyllat e Islamit, Tiranë 1999, f. 293.(3) Sahihu-l-Buhari në gjuhën shqipe. Libri 4. Përktheu Feti Mehdiu, 1994, Prishtinë, f.148. (4). Buahriu 2/553, nr: 1447; Muslimi 1/88, nr: 83 (5) Buhariu 2/629, nr:1683. dhe Muslimi 2/983, ne:1349. (7) Pesë shtyllat e Fesë Islame. Shkup 1998. f.570.

# Disa nga pozicionet e të Dërguarit a.s. gjatë haxhit të tij

**Mr. Flamur Sofiu**

**"Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, na bëj të jemi të gëzuar me (punën) e grave tona dhe pasardhësve tanë, e ne na bëj shembull për të devotshmit".(75). Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë (Xhennet) dhe aty priten me përshëndetje të selamit. (76). Aty janë përgjithmonë, e sa vendqëndrim dhe vendbanim i mirë është ai." (El-Furkan, 74-76)**

Allahu i Lartësuar i ka urdhëruar robërit e Tij që të ndjekin të Dërguarin a.s., në më shumë se një ajet: "Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merreni, e çka t'jua ndalojë, përmbajuni dhe kini frikë Allahun". (El-Hashr,7). Gjenerata e parë pas të Dërguarit a.s., janë shembulli më i mirë për ndjekjen e të Dërguarit a.s.. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Thuaj: "Nëse E doni Allahun, atëherë ejani pas meje, që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë".(Ali Imran, 31). Prandaj Haxhi është një prej adhurimeve më të qarta, në të cilat reflektohet marrja model-yrnek e të Dërguarit a.s.. Mu për këtë është obligim për secilin haxhi që ndjek rrugën e të Dërguarit a.s., nëse dëshiron që Haxhi i tij të jetë i vlefshëm. Ndjekja dhe marrja model e të Dërguarit a.s., nuk nënkupton se kjo duhet të bëhet vetëm për dispozitat e Haxhit, veçse ai duhet të jetë model për marrëdhëniet me Allahun dhe krijesat e Tij. Ne do të pozicionohemi në disa veprime të të Dërguarit a.s., që reflektohen nga Haxhi i tij, vetëm e vetëm që haxhiu të shkojë hapave të tij dhe të ndjekë mënyrën se si ka vepruar i Dërguari a.s., gjatë kryerjes së Haxhit, e me këtë synohet tërheqja e vërejtjes për veprimet e bëra që duhet të jenë në përputhje me Synetin e të Dërguarit a.s..

**Kujdesi i Muhamedit a.s, ndaj Haxhit**

Gjatë Haxhit të të Dërguarit a.s., është vënë re se ai gjatë Haxhit ka qenë shumë i preokupuar për të urdhëruar besimin në një Zot dhe për të qenët i sinqertë në zbatimin e veprave, që edhe Allahu i Lartësuar kishte kërkuar prej tij, që të largohej prej veprimeve sa për sy e faqe. I Dërguari a.s. ka thënë: "O Zoti im, bëje këtë haxh që në të të mos ketë veprime sa për sy e faqe". (Ibn Maxheh). I Dërguari a.s.. me këtë kishte dashur të shpjegonte besimin vetëm tek një Zot dhe reflektimin e këtij besimi në të gjitha ritualet e Haxhit duke filluar që nga telbija, për të vazhduar me faljen e dy rekateve të tavafit, vrapimin në kodrat Safa e Merva, qëndrimin në Arafat etj..

I Dërguari a.s. ka qenë shumë i kujdesshëm në Haxhin e tij, ka shprehur nënshtrueshmërinë e tërësishme si me zemër ashtu dhe me vepra ndaj Krijuesit, me të vetmen dëshirë që të ishte i qetë dhe i nënshtrueshëm. Tregon Xhabiri r.a. duke thënë kështu: "E ka lëshuar i Dërguari a.s. Arafatin krejtësisht në qetësi", në ditën e Arafatit i Dërguari a.s.,. kishte dëgjuar një britmë të deveve, sepse i godisnin njerëzit, me qëllim që të nguteshin për t'u larguar prej Arafatit për në Mina, e me atë rast i Dërguari a.s. kishte thënë: "O ju njerëz, duhet të jeni të qetë, ngase nuk është bamirësi që të nxitoni". (Buhariu).

Po ashtu në Haxhin e të Dërguarit a.s. reflektohet shumë qartë preokupimi i tij për Botën tjetër dhe për asketizmin e tij ndaj jetës së kësaj bote. Ai kishte bërë Haxhin duke qëndruar hipur mbi deve, mbi të cilën kishte një lloj kadifeje, e cila nuk kishte vlerë as katër dërhemë. Ky veprim gjendet në transmetimin e Ibn Maxhes. Po ashtu i Dërguari a.s., kur po qëndronte në Arafat, kishte thënë: "Si urdhëro, o Zoti ynë, si urdhëro! Vërtet më e mira është ajo e mira e botës tjetër". (El-Hakimi dhe el-Bejhekiu). Ibnul Kajjimi r.a. ka thënë: "I Dërguari a.s., kur e ka kryer Haxhin,



ka qëndruar mbi deve, mbi të cilën nuk kishte asgjë prej mjeteve të udhëtimit”. Ai kishte pasur një deve, në të cilën kishte ngarkuar furnizimin për udhëtim dhe nuk kishte një deve të veçantë për të. Pra, i Dërguari a.s. gjatë kryerjes se Haxhit nuk ishte dalluar për asgjë prej njerëzve, saqë, kur kishin sjellë ujë për të pirë njerëzit, atij i kishin thënë ‘po të sjellim ujë prej shtëpisë’, e ai ishte përgjigjur: “Nuk ka nevojë të më sillni ujë të veçantë, më jepni të pi prej ujit që po pinë njerëzit”. (Transmeton Ahmedi).

**Interesimi ndaj haxhinjve tjerë**

Gjatë Haxhit i Dërguari a.s. ishte angazhuar që t’u mësonte njerëzve çështjet e fesë dhe nuk e kishte lëshuar asnjë rast pa shfrytëzuar vetëm e vetëm për t’u dhënë mësime njerëzve. Atyre u kishte shpjeguar dispozitat e Haxhit, themelet e Islamit, i kishte penguar prej politeizmit, u kishte shpjeguar rendësinë e ruajtjes së disa gjërave vitale të jetës, siç ishin: derdhja e gjakut, pasuria e nderi. Këto i kishte shpjeguar në disa raste gjatë Haxhit.

I Dërguari a.s., gjatë Haxhit të tij, kishte qenë shumë modest me njerëzit. Usame bin Zejdi r.a., i cili ishte shërbëtor i tij, e kishte ndjekur të Dërguarin a.s.. Po ashtu Pejgamberi a.s. ishte ndalur për ta dëgjuar një grua prej mesit të njerëzve dhe i ishte përgjigjur pyetjes së saj.

Në Haxhin e të Dërguarit a.s. ishte reflektuar mëshira dhe butësia e tij ndaj njerëzve me veprimet, si: bashkimi i namazit të drekës dhe të iqindisë në Arafat dhe të akshamit e të jacisë në Muzdelife, vetëm e vetëm që të mos ketë stërngarkesë për besimtarët; të dhënët leje për ata që janë me shëndet të dobët, që të largoheshin prej Muzdelifes para njerëzve, vetëm e vetëm që të mos kishin telashe prej grumbullimit të njerëzve; lejimi i kryerjes së disa punëve të Haxhit ose më herët ose më vonë gjatë ditëve të Bajramit etj.. Të gjitha këto reflektojnë mëshirën e tij dhe heqjen e stërngarkesës prej Ymetit të tij.

Gjatë Haxhit i Dërguari a.s. ka qenë shumë bujar ndaj njerëzve, kishte ofruar 100 deve për t’i prerë si kurbanë dhe e kishte urdhëruar Aliun r.a. që mishin e tyre t’ua shpërndante të varfërve dhe të gjorëve.

Po ashtu gjatë Haxhit të tij reflektohej madhështia që u kishte bërë riteve të caktuara prej Allahut për kryerjen e Haxhit: Durimi i tij që ishte shprehur ndaj njerëzve pavarësisht nga kategoria e tyre, vendi i prejardhjes dhe gjuha e tyre. Ka shumë e shumë reflektime të mira që janë manifestuar gjatë Haxhit të të Dërguarit a.s., por këtu nuk është mundësia që të përmenden të gjitha. Pra, këto janë disa nga pozicionet e ndritshme të të Dërguarit a.s. gjatë Haxhit të tij, prandaj që të gjithë duhet të ndjekin udhëzimin e tij, duke u munduar të ecin hapave të tij dhe duke u larguar nga çdo sjellje që bie në kundërshtim me veprimet e tij.

# Vlerat shpirtërore dhe civilizuese të Haxhit

**Muhamed Hilmi Abdul Vehab**

**Efektet e akteve të adhurimit duhet të pasqyrohen në sjelljen e besimtarit në jetën e tij dhe marrëdhëniet e tij në shoqërinë dhe në familjen dhe, nëse efektet e adhurimit nuk ndikojnë në jetën e besimtarit, ajo bëhet vetëm një paraqitje e jashtme, pamje, foto , formë pa shpirt dhe thelb esencial shpirtëror**

Ka disa njerëz që, kur janë duke folur për «thelbin e adhurimit në Islam», aludojnë një veti të të qenit një foto, pamje ose formë e thjeshtë përmes së cilës synojmë devotshmërinë ndaj Zotit, që do të thotë se këto adhurime janë "Tevkifije" pa kompromis dhe praktikohen ashtu siç janë në formën dhe mënyrën e tyre. Dhe nga besimtarët nuk kërkohet të pyesin për formën e tyre aq sa kërkohet realizimi dhe zbatimi i këtyre adhurimeve. Nga ata që përqafojnë këtë mendim, është edhe Abas Mahmud Al-Akkad në librin e tij "Faktet e Islamit dhe të pavërtetat e kundërshtarëve".

Realitetit që nuk ka dyshim se është që perceptimi se adhurimet janë vetëm tarifa dhe forma, të cilat obligohemi t'i kryejmë, ndërsa feja (në thelb) është një gjë e fshehur në brendësi dhe veprat nuk ndihmojnë pa pasur në brendësinë e saj anën shpirtërore; e gjithë kjo gjen vend brenda shkrimeve të Mistikëve "Sufistë" dhe në librat e Sheih el-Islam Ibn Tejmije, veçanërisht në librin «Robëria» dhe në librin "Kryevepër Irakiane në veprat e zemrës".

Nga kjo rezulton se thelbi i adhurimit në Islam është thelbi i fesë "Dinit", nga pikëpamja se feja është besim në vend të parë. Dhe adhurimet 'Ibadetet' në format e tyre të jashtme nuk kanë asnjë vlerë nëse nuk përmbajnë anën shpirtërore të fshehtë. Prandaj, nëse adhurimet e kërkuara si pjesë e fesë – ngase me to dëshmojmë përkushtimin ndaj Allahut xh.sh.- nuk kanë asnjë vlerë, nëse në esencën e saj nuk e kanë "Zemrën", sepse zemra, 'ana shpirtërore', është një prej bazave të fesë dhe të besimit.

**Ngritja e shkallës së besimit**

Dhe, nëse një nga botëkuptimet e Islamit është " Nënshtrimi ndaj Allahut", ky nënshtrim nuk arrihet nëse në esencën e tij nuk përmban sinqeritetin dhe bindjen e thellë në njohjen dhe besimin ndaj Allahut xh.sh.. Gjithashtu Islami nuk mjaftohet vetëm me këtë pjesën e dytë të bazës së fesë; prandaj nuk mjafton dëshmia dhe bindja me 'shehadet', por, për ta arritur shkallën e nënshtrimit ndaj Allahut xh.sh., duhet të jenë njëkohësisht të dy bazat - ajo shpirtërore dhe ajo formale e adhurimeve. Prandaj ngritja në shkallën e besimit është sikur na porosit në hadithin e Xhibrilit a.s., ku Pejgamberin a.s. e pyet për këto koncepte: Islamin, Imanin, Ihsanin.

Në shkallën e besimit në asnjë mënyrë nuk ndahen veprat e gjymtyrëve të jashtme nga veprat e atyre të brendshme. Dhe nga këtu buron definicioni i Ibn Kajjimit për besimin në librin e tij 'Fevaid- Dobitë', ku thotë: "Shfaqja e tij është me gjuhë dhe vepër me gjymtyrë të jashtme, dhe brendia e tij është besimi me zemër, nënshtrimi dhe dashuria ndaj Allahut xh.sh., ku dukja pa brendinë e saj nuk sjell dobi.

Gjithashtu, nëse thelbi i fesë dhe adhurimit janë në esencë një, siç e cekëm më lart, kjo do të thotë se feja dhe vlerat / etika janë dy çështje të pandashme, aq sa qëndrojnë veprat shpirtërore të zemrës domosdoshmëri e natyrshme për të gjitha format e adhurimeve, dhe aq sa është domosdoshmëria për të arritur shkallën e besimit ndërlidhur mes veprave shpirtërore të brendshme dhe gjymtyrëve. Pra për këtë arsye nuk ndahet adhurimi në Islam nga ky segment i

vlerave, që është bazë e fesë, dhe nga kjo kishte burimin pohimi i dijetarit Muhamed Adbu në librin e tij “Mesazhi i Njëshmërisë’:”

Efektet e akteve të adhurimit duhet të pasqyrohen në sjelljen e besimtarit në jetën e tij dhe marrëdhëniet e tij në shoqërinë dhe në familjen dhe, nëse efektet e adhurimit nuk ndikojnë në jetën e besimtarit, ajo bëhet vetëm një paraqitje e jashtme, pamje, foto , formë pa shpirt dhe thelb esencial shpirtëror, - siç e përshkruan Ebu el Vefa Taftayani në librin e tij “Hyrje në Mistiken Islame”. Ndërsa, për sa i përket adhurimit të Haxhit, mund të themi se ai përmban vlera të dobishme për individin dhe shoqërinë.

Në të vërtetë Haxhi është adhurim, obligim gjithëpërfshirës, sepse ai përmban të gjitha kushtet e Islamit:

Shahadetin, ngase bazohet në shprehjen e Njëshmërisë së Allahut dhe ndjekjen/pasimin e fjalëve dhe veprave të Pejgamberit a.s.;

Namazin, ngase namazi në xhamitë e shenjta ka vlerën dhe shpërblimin më të madh;

Zekatin në kuptimin e gjerë të tij;

Dhe Agjërimin, ngase mund të agjërojmë nafile ose të shpaguajmë ndonjë pengesë ose gabim në disa veprime të Haxhit.

**Objektivat e Haxhit**

Përveç këtyre katër shtyllave që përmblidhen në Haxh, ai përmban edhe Xhihadin, sepse Xhihadi në esencën e tij është përgjigjje ndaj thirrjes hyjnore për t’u tubuar në një vend të shenjtë. Pra, Haxhi është një adhurim grupor, i cili ka për qëllim arritjen e dy objektivave kryesorë:

1.Objektivi i parë: Të zhveshurit e njeriut nga të gjitha trashëgimet mendore , shoqërore dhe privilegjet intelektuale, sociale, klasore, kombëtare dhe nga të gjitha dallimet, të cilat shkëputen lidhjet njerëzore në mes tij dhe shoqërisë. Nga kjo haxhiu vjen i zhveshur nga të gjitha shenjat, ose dalluese ose zbukuruese, në rroba të thjeshta, e të gjithë njerëzit janë njësoj, barabartë??. Ai gjithashtu vjen i zhveshur nga të gjitha që posedon nga pozita e tij shoqërore, politike, i zhveshur nga fuqia fisnore, etnike dhe shtresa shoqërore. Askush në mesin e milionave, as zotëria i fryrë që ecën i ngulfatur nga truprojat dhe pasuesit e tij, nuk dallohet. Ai vjen i zhveshur – të themi më mirë i liruar – nga prangat e robërisë dhe varfërisë; nuk sheh pasurinë e të pasurit dhe as fuqinë e të fuqishmit, as privilegjet e të bardhit ndaj të tjerëve, - të gjithë ata nuk kanë asnjë privilegj. Aty vërehet vetëm barazia e të gjithëve!

2. Objektivi i dytë është Njëshmëria e Allahut xh.sh., sepse, kur të zhvishen të gjithë nga ato dallimet që ndikojnë në jetën e përgjithshme, lehtësohet pranimi i botëkuptimit të Njëshmërisë për shpirtrat dhe ato takohen mbi këtë objektiv, merr nga ai aq sa jep, nuk ka monopol, nuk mbajnë mëri ose zili, nuk humb dhe nuk mjerohet etj..

Për sa kohë që aktet e adhurimit janë prirje për udhëheqje morale dhe shpirtërore - si dhe përfitimet e saj shoqërore dhe në Botën tjetër – Mistikët, ‘Sufistët’ janë interesuar dhe për këtë aspekt kanë një interes të konsiderueshëm, ata e praktikuan në ritet e tyre dhe i dhanë një rëndësi të veçantë, duke i edukuar pasuesit e tyre më shumë nga mjetet e edukimit shpirtëror.

Nga ajo që u theksua më lart, mund të përfundojmë së vlerat shpirtërore dhe morale në Islam shprehen në arritjen e Besimit të thellë fetar në shpirtin e njeriut, duke forcuar personalitetin e besimtarit fizikisht dhe psikologjikisht, fetarisht dhe për jetën e kësaj bote, materialisht dhe moralisht. Është e njohur se njeriu i përmbahet së mirës dhe etikës tokë: qoftë për shpresat e menjëhershme, ose duke shpresuar shpërblim të pritur më vonë, ose largim të dëmtimit që e kërcënon, ose admirim dhe falënderim nga njerëzit pa pritur shpërblimin e menjëhershëm (lëvdata të njerëzve, falënderime), ose për të hyrë në Xhenet.

Besimi i sinqertë fetar arrin të gjitha këto kuptime së bashku, dhe gjithmonë i kujton besimtarit se trajtimi është fe, dhe se sjellja e moralshme sjell kënaqësi në këtë botë dhe në Botën e amshueshme. Këtë në të vërtetë e thonë ajetet kuranore: “E, s’ka dyshim se ata që thanë: “All-llahu është Zoti ynë”, dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde Xhenetin që u premtohej. (u thonë) Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, ku do të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni. Pritje e nderuar prej Atij Që fal mëkatet dhe Që është mëshirues! E kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugën e Allahut, që bën vepra të mira dhe që thotë: “Unë jam prej myslimanëve”? (Fussilet, 30-33).

Besimtar i vërtetë është ai që mëson se arritja e niveleve më të larta të ndërgjegjes njerëzore është e lidhur kryesisht me realizimin e pozitës së tij në univers e jetë, dhe se thelbi i adhurimit u përgjigjet shumë lehtë për tri pyetjeve që kanë habitur njerëzimin për një kohë të gjatë: Nga ku? Dhe për Ku? Dhe pse? Ajeti kuranor sqaron: “Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë. (Edh-Dharrijat, 56).

Ne ua ofruam amanetin (obligimet) qiejve, Tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta marrin përsipër atë dhe u frikësuan prej tij, kurse njeriu e mori atë mbi vete; dhe ai i bëri të padrejtë vetes, dhe ishte i padijshëm”. (Al-Ahzab, 72)

Burimi www.aawsat.com nr. 11676 ,2010,
përktheu: Mr. Besim Mehmeti

# Kurbani, testim i devotshmërisë

**Orhan Bislimaj**

**Njerëzit në periudhën e injorancës i zbukuronin muret e Qabesë duke varur mishin e deveve dhe duke i spërkatur ato me gjakun e tyre. Shokët e Pejgamberit a.s. thanë: O i Dërguari i Allahut, ne kemi më shumë të drejtë ta bëjmë një gjë të tillë rreth Qabesë sesa ata (pabesimtarët).**

Ky ajet flet pikërisht për kurbanin dhe synimin e tij. Fjala 'kurban' është fjalë e gjuhës arabe dhe rrjedh nga folja 'karib 'jakrebu', infinitivi - 'kurben' dhe 'kurbanen', që do të thotë: 'çdo gjë me të cilën synohet afrimi tek Allahu i Madhëruar, qoftë duke therur (kafshë) apo nëpërmjet formave të tjera'[1]. Ndërsa 'kurbani' si term fetar, nënkupton flijimin e kafshës adekuate, duke synuar me të devotshmërinë dhe afrimin tek Allahu i Lartësuar. Kjo bëhet në ditët e festës së Kurban-Bajramit, dhe është obligim (vaxhib) për myslimanin e mençur, të rritur, të lirë, vendës dhe që ka vlerën e pasurisë (nisabin)[2], po mund të bëhet edhe në çdo kohë tjetër si adhurim (ibadet) vullnetar.

**Shpjegimi i ajetit dhe realiteti i 'kurbanit'**

Ajeti i lartpërmendur, koncepton realitetin e vërtetë të flijimit të kurbanit dhe qëllimin e tij si akt fetar (ibadet). Fjala e Allahut "Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre (kurbaneve), po tek Ai arrin devotshmëria juaj...", reflekton domethënie të dyfishtë, dhe kjo në kontekst të shkaqeve të zbritjes së ajetit dhe në kontekst të ibadetit të kurbanit.

**Konteksti i zbritjes së ajetit**

Për sa i përket këtij aspekti, ajeti në fjalë ka ardhur për të sqaruar konceptin e drejtë të kurbanit dhe për të mohuar konceptet naive të periudhës së injorancës (xhahiljetit) përkitazi me kurbanin dhe destinimin e tij. Komentuesit e njohur të Kur'anit famëlartë, sikurse janë Fahrud-din Er-Rrazi, Kurtubiju, Ibni Kethiri etj., në komentet e tyre ofrojnë versione të përafërta në lidhje me këtë ajet. Sipas tyre, transmetohet se mekasit e periudhës së injorancës (para ardhjes së Kur'anit) dhe të tjerë, flijonin kurbane për zotat e tyre që adhuronin. Mishin e atyre kurbaneve e vendosnin mbi shtatin e idhujve, kurse me gjakun e tyre i lyenin idhujt dhe muret e Qabesë. Por, ç'e do që veprime të ngjashme donin të bënin edhe disa prej myslimanëve!? Në lidhje me këtë, transmeton Ibn Ebi Hatim nga Ibni Xhurejxhi, i cili ka thënë:"Njerëzit në periudhën e injorancës i zbukuronin muret e Qabesë duke varur mishin e deveve dhe duke i spërkatur ato me gjakun e tyre. Shokët e Pejgamberit a.s. thanë: O i Dërguari i Allahut, ne kemi më shumë të drejtë ta bëjmë një gjë të tillë rreth Qabesë sesa ata (pabesimtarët). Prandaj, Allahu i Lartësuar e zbriti ajetin: "Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre (kurbaneve), po tek Ai arrin devotshmëria juaj…" (El-Haxh-xh, 37). Duke vërtetuar se tek Ai arrin vepra e mirë, adhurimi dhe aspektet e tij, e jo ato veprime të çuditshme, të iritueshme dhe iracionale, që bënin njerëzit injorantë, ky ajet, në fakt, qartësoi esencën e kurbanit, se ai synon ngritjen e devotshmërisë dhe përsosjen e saj, e jo aspektin fizik të mishit dhe gjakut.

Veç kësaj, Allahu i Lartësuar me këtë citat kuranor konfirmon rrugën e drejtë të besimit në Allahun, se Ai nuk është materie, nuk është i kufizuar në vend dhe hapësirë, e as ka formë të caktuar, për dallim nga besimi devijant i mekasve injorantë. Sipas bindjeve të tyre, zoti duhet të jetë gjësend dhe në një vend, që shihet me sy, që preket me dorë, dhe ku ata mund

t'ia servojnë kurbanin dhe t'i ofrojnë gjakun e tij.Përballë këtyre bindjeve qesharake, Allahu xh.sh., vërteton se Ai është i pastër nga ato që ata u përshkruanin zotave të tyre, dhe se Ai nuk ka nevojë për asgjë, e jo më për gjakun apo mishin e kurbaneve. Ai është i Gjithëpasuri, ndërsa njeriu ka nevojë për flijimin e kurbanit dhe për Allahun.

**Konteksti i ibadetit të kurbanit**

Ndërsa në kontekst të ibadetit të kurbanit, ajeti në fjalë: "Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre (kurbaneve), po tek Ai arrin devotshmëria juaj…", vërteton se manifestimi i kurbanit është tërësisht i lidhur me bindjen e njeriut, besimin e tij të drejtë dhe sinqeritetin e tij në flijimin e kurbanit. Në fakt, flijimi i kurbanit paraqet vetëm demonstrimin praktik të asaj që njeriu ka në zemrën e tij. Sipas kësaj, mishi, gjaku dhe të tjera materie lëndore të 'kurbanit' nuk janë vetë ibadeti i kurbanit, po ato janë manifestim i atij ibadeti. Të ngjashme me këtë janë të gjitha ibadetet e tjera në fenë islame.

Ta marrim për shembull namazin. Falja e namazit bazohet në çiltërinë e zemrës dhe vendosmërinë e saj imanore (besimore) për ta kryer atë. Kjo është e vërteta e synimit të namazit. Ndërsa aplikimi i tij sipas formës adekuate, me 'kiam', 'ruku', 'sexhde', etj., është vetëm një demonstrim praktik, që manifeston mënyrën e realizimit të namazit, në kuptimin e tij si adhurim dhe lidhje me Krijuesin. Kjo bëhet edhe më e qartë tek namazi i të sëmurit, i cili, për shkak të shëndetit të lig, nuk mund ta realizojë anën fizike të namazit. Përkundrazi, vlefshmëria e namazit të tij nuk lidhet as me rukunë, as me sexhden dhe as me kiamin, po me intensitetin e fortësisë së besimit të tij dhe me çiltërinë e qëllimit të faljes së namazit.

Njësoj është edhe çështja e kurbanit. Kur i Lartësuari thotë: "Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre (kurbaneve), po tek Ai arrin devotshmëria juaj", kjo tregon se ato nuk janë vetë qëllimi, po janë me destinacion të mjeteve që mundësojnë realizimin e qëllimit. Ato - mishi, gjaku dhe pjesët e tjera të kurbanit, duke qenë se janë lëndore, janë në dispozicion të vendimeve besimore, dhe flijimi i kurbanit është produkt i devotshmërisë, që buron nga fortësia e besimit në zemër dhe pastërtia e qëllimit. Kjo e veçon myslimanin që flijon kurban, kundrejt atij që nuk flijon kurban. Ata nuk mund të krahasohen për nga shkalla e fortësisë së imanit dhe vëllimi i devotshmërisë. Për këtë arsye themi se zbatimi i flijimit të kurbanit, si një obligim për myslimanin përkatës, është "testim i devotshmërisë".

**Kurbani testim i devotshmërisë**

Ibadeti i kurbanit është ibadet përmes pasurisë. Të gjitha ibadetet që manifestohen përmes pasurisë, kanë një pozitë të veçantë tek Allahu i Lartësuar, për arsye se pasuria është nga më të dashurat gjëra të njeriut. Myslimanit, për të përmbushur një ibadet trupor, sikurse janë namazi, agjërimi, etj., i nevojitet përgatitje e njëfishtë dhe ai nuk humb asgjë përveç angazhimit fizik. Mirëpo, për të kryer një ibadet për të cilin nevojitet pasuria, sikurse janë kurbani, zeqati, sadakatu'l-fitri etj., atij i nevojitet përgatitje e dyfishtë: gatishmëria e vetvetes dhe shpenzimi i pasurisë.Në këtë vështrim, ibadetet që bëhen me pasuri, janë specifike dhe të privilegjuara nga ibadetet e tjera tek Allahu. Secili njeri punon për të siguruar ekzistencën e tij, po edhe për t'u pasuruar. Për të krijuar pasuri, atij i nevojitet kohë, mund dhe sakrificë. Për shkak të këtyre karakteristikave, dhe për shkak se pasuria përbën mjetin ideal për t'i arritur qëllimet dhe kënaqësitë në jetë, - ajo çmohet tejmase nga njeriu. Prandaj, kur është fjala për pasurinë, njeriu shfaq rezervë e dhembshuri për shpenzimin e saj.Kjo është arsyeja pse kurbani është një testim i devotshmërisë ndërmjet myslimanëve. Kurbani, duke qenë pasuri (mall), e dallon myslimanin e sinqertë në besim kundrejt myslimanit jo të sinqertë në besim. Kjo sepse, për ta realizuar ibadetin e kurbanit, nevojitet shpenzimi i pasurisë, pikërisht i asaj që njeriu e do shumë. Myslimani i sinqertë, pa marrë parasysh dashurinë për pasurinë, nuk heziton ta zbatojë këtë ibadet për hir të Allahut dhe festën e Kurban-Bajramit e pret me gëzim, lumturi e kënaqësi të madhe. Mirëpo, në anën tjetër, myslimani që nuk është i sinqertë në imanin e tij, shpenzimin e pasurisë e përjeton shumë rëndë dhe, për pasojë, atij i mungon gatishmëria për të flijuar kurban.

Përveç kësaj, kurbani, në cilësimin e tij si test i devotshmërisë, ka një rol të rëndësishëm dhe vendimtar edhe te vetë ata që flijojnë kurban. Sepse, dihet, nuk janë njësoj të gjithë ata që flijojnë kurban. Disa prej tyre, në flijimin e kurbanit implikojnë edhe cilësime të tjera, qoftë edhe pjesërisht, sikurse është bërja e flijimit sa për sy e faqe para njerëzve, pastaj koprracia për flijimin e pasurisë, etj.. Prandaj, edhe nëse të gjithë janë të barabartë nga aspekti i flijimit të kurbanit në cilësimin e tij si pasuri, ata kanë një dallueshmëri ndërmjet tyre nga aspekti i devotshmërisë në kontekst të flijimit të kurbanit. E, pikërisht për shkak se devotshmëria e ka këtë rol, ajo është e kërkuar nga Allahu dhe e vlerësuar prej Tij. Prandaj ka thënë: "..., po tek Ai arrin devotshmëria juaj...". Pra, tek Ai arrin gjendja e besimit dhe niveli i karakterizimit të saj me dashuri të sinqertë ndaj Allahut me flijimin e kurbanit.

Sipas këtij ajeti bëhet e qartë se tek Allahu është e rëndësishme cilësia shpirtërore e myslimanit dhe aspekti i saj në flijimin e kurbanit. Zemra që pulson dashuri të vërtetë ndaj Allahut, ka arritur pjekurinë e nevojshme

dhe ajo pulson fuqishëm për respektimin e flijimit të kurbanit, në cilësinë e tij si adhurim. Kjo arrin tek Allahu, para se të flijohet Kurbani apo çdo ibadet tjetër. Atë që dëshirojmë ta themi, e vërteton hadithi: "Sadakaja arrin tek Allahu para se t'i jepet nevojtarit. Po ashtu gjaku i kurbanit arrin tek Allahu para se të bjerë në tokë". Pra, ky intensitet i devotshmërisë, që arrin tek Allahu, është matësi ideal që peshon vlerën e secilit kurban që flijojnë myslimanët. Në lidhje me këtë, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu nuk e vlerëson fizionominë tuaj dhe as formën tuaj, po Ai vlerëson devotshmërinë e zemrës dhe sinqeritetin e veprave tuaja. Devotshmëria është këtu, devotshmëria është këtu, duke bërë shenjë me dorë nga zemra në gjoksin e tij."[3]



**Kurbani sinonim i udhëzimit të drejtë**

Kurbani, si një testim i devotshmërisë së myslimanit, është edhe arbitër që tërheq paralelen ndërmjet së vërtetës dhe të pavërtetës. Sepse, në rrethana të barabarta, myslimani që pret kurban, posedon merita të veçanta tek Allahu, në krahasim me atë që ka mundësi, po nuk pret kurban. I pari, me veprimin e tij, ka deklaruar udhëzimin e tij në rrugën e drejtë, për dallim nga i dyti që nuk ka reflektuar asgjë në këtë drejtim. Madje, urtësia e zbatimit të obligimeve fetare, në këtë rast e kurbanit, është për të vërtetuar se kush do t'i bashkohet së vërtetës, e kush do t'i shmanget asaj. Këtë urtësi, Allahu i Lartësuar ia pati shpallur Ademit a.s., që t'i urdhëronte djemtë e tij të prisnin kurbane, pikërisht për ta nxjerrë në shesh të vërtetën. Në lidhje me këtë, në Kur'an ka ardhur... (Shih: El-Maide, 27). Pranimi i kurbanit tek Allahu, të njërit prej dy djemve të Ademit a.s., është i barabartë me aplikimin e prerjes së kurbanit që bën Ymeti i Muhamedit a.s.. Nëse, në atë kohë, Ademi a.s. kishte mundësi t'ua komunikonte lajmin e pranimit të kurbanit djemve të tij, brenda një kohe të shkurtër, e tëra për ta identifikuar të drejtën e çështjes së tyre, - kjo mundësi nuk është për Ymetin e Muhamedit a.s.. Fjala është për kurbanin që flijohet vetëm për hir të Allahut dhe me të cilin synohet arritja e devotshmërisë, e jo për një kurban që kryhet formalisht dhe pa vetitë e duhura. Por, në analogji me këtë, vetë akti i flijimit të kurbanit, sipas mënyrës që aplikojmë ne si ymet, bashkohet në esencë me aktin e kurbanit të djemve të Ademit a.s., në kuptimin e konfirmimit të së vërtetës dhe në identifikimin e së drejtës. Domethënë, djalit të Ademit a.s. iu pranua kurbani, ngase ai ishte në të drejtën e kërkuar, e që konvergjon plotësisht me atë që pret kurban nga Ymeti i Muhamedit a.s.. Ai si i tillë ishte në të drejtën, kurse djalit tjetër nuk iu pranua kurbani, sepse nuk ishte në të drejtën, dhe kjo është sinonimi me atë që nuk pret kurban prej Ymetit të Muhamedit a.s. se i tilli nuk është në të drejtën. Në lidhje me këtë, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ai që ka mundësi e s'pret kurban, të mos afrohet në xhaminë tonë".[4]

**Kurbani ngadhënjim i myslimanit**

Po ashtu, kurbani është një ngadhënjim i vërtetë i myslimanit. Njeriu vazhdon të jetojë ndërmjet mendimeve konstruktive dhe atyre destruktive. Këto refleksione nuk mund të qëndrojnë indiferente edhe me rastin e vendosmërisë për të zbatuar obligimin e flijimit të kurbanit. Për një çast, myslimani përballet me një sprovë ndaj vetvetes: të respektojë Urdhrin e Allahut për kurban e ta fitojë sprovën dhe të dalë faqebardhë tek Allahu, apo të mos respektojë Urdhrin e Tij e të bjerë në sprovë dhe të dalë faqezi para Allahut. Pikërisht devotshmëria e njeriut e ka këtë rol, t'i bëjë ngadhënjyese mendimet e mira, e t'i eliminojë mendimet e liga. Në këtë rast, mendimi destruktiv i myslimanit për të mos flijuar kurban, duhet shndërruar në mendim konstruktiv për të flijuar kurban. Është e vërtetë se njeriu lakmon pasurinë dhe dashuria e tij për të është shumë e madhe, por mbi të gjitha duhet të jetë dashuria e myslimanit për Allahun. Para një situate të tillë ishte gjetur dikur edhe Halilullllahi – miku i Allahut, Ibrahimi a.s.. Madje ai qe sprovuar nga Allahu me sprovën më të rëndë, që ta bënte kurban të birin, atë që njeriu e do më shumë se pasurinë dhe më shumë se vetveten. Ishte urdhëruar të vinte brisk mbi loçkën e zemrës së tij, mbi Ismailin a.s., që Allahu ia kishte falur në moshën e pleqërisë së shtyrë. Mbi atë që ishte jeta e tij dhe mburoja e tij e vetme në kohën kur ai më së shumti kishte nevojë për të. Ndonëse Ibrahimi a.s. e donte shumë të birin, Ismailin a.s., megjithatë dashuria për Allahun ishte mbi të gjitha. Prandaj, kur iu kërkua që të vinte në peshojë këtë dashuri, ai dashurinë për Allahun e vërtetoi me vepër, pra, duke çuar në vend



# Dispozita e kurbanit

**Ajni Sinani**

**Islami nuk është fe vetëm e formave dhe e trajtave të jashtme. Çdo dispozitë islame ka kuptime sublime dhe synon kultivimin e ndjenjës së mirësisë dhe fisnikërimin e shpirtit.**

Kurbani është një akt dhe një prej treguesve të afrimit tek Allahu i Plotfuqishëm. Synim i therjes së kurbanit është humanizmi dhe bujaria ndaj atyre që nuk mund t'u sigurojnë fëmijëve në sofrat e tyre qoftë edhe një copë mish gjatë kësaj feste. Te Fitër-Bajrami kemi dhënien e sadakatul-fitrit për të varfrit, në mënyrë që fëmijët e tyre të mos dalin në rrugë dhe të kërkojnë lëmoshë gjatë ditës së Bajramit. Edhe gjatë Kurban-Bajramit myslimani i kamur pret kurban me qëllim që, përmes shpërndarjes së mishit të kurbanit, t'i forcojë lidhjet me të afërmit dhe miqtë e tij, por gjithashtu t'i gëzojë familjet e varfra dhe fëmijët e tyre. Madje, sa do të ishte ditë feste Kurban-Bajrami për ata myslimanë të varfër, sikur ata të mos kishin asgjë për të shtruar në tryezat e tyre?

Por, duhet pasur parasysh se Islami nuk është fe vetëm e formave dhe e trajtave të jashtme. Çdo dispozitë islame ka kuptime sublime dhe synon kultivimin e ndjenjës së mirësisë dhe fisnikërimin e shpirtit. Mu për këtë Allahu xh.sh., tregon (Shih:El-Haxhxh, 37).

Prandaj, për kryerjen e të gjitha adhurimeve/ibadeteve dhe hajrateve, kërkohet të kemi qëllim të sinqertë, ngase, për të arritur kënaqësinë dhe shpërblimet e Allahut, vepra duhet të bëhet vetëm në Emër të Tij. Rrjedhimisht, kërkohet që edhe me rastin e prerjes së kurbanit, nijeti të jetë i pastër dhe fisnik. Nijeti bëhet me zemër dhe nuk është kusht të bëhet edhe me fjalë. Gjatë therjes bëhet nijeti për kurban dhe, përmes tij, bëhet dallimi në mes therjes së një kafshe thjesht për mish, dhe prerjes së saj për kurban.

Urdhrin e Tij, dhe, pa anjë mëdyshje, iu drejtua të birit: "O biri im, unë kam parë (jam urdhëruar) në ëndërr të të pres ty…" (Es-Saf-fat, 102). Fjalë e madhe kjo apo jo? Mirëpo, ç'e do që as Ibrahimi a.s. e as Ismaili a.s. nuk ngurruan për asnjë çast këtë Urdhër të Allahut. Që të dy iu dorëzuan Urdhrit të Zotit. Kur Ibrahimi a.s. e shtriu të birin në tokë për ta prerë, pra për ta bërë kurban, Allahu i Lartësuar, në çast iu përgjigj gatishmërisë së Ibrahimit a.s., respektivisht devotshmërisë së tij, duke i thënë... (Shih: Es-Saf-fat, 104-105).

Allahu nuk e la të zbatonte ëndrrën gjer në fund, ngase nuk ishte caku përfundimtar flijimi i birit të tij, po ishte sprovimi i devotshmërisë së Ibrahimit a.s. dhe ngadhënjimi i tij ndaj saj. Domethënë, për Allahun nuk ishte i rëndësishëm flijimi i djalit apo i kurbanit, sa ishte i rëndësishëm vërtetimi i devotshmërisë ndaj Allahut. Ky është edhe konteksti i ajetit: "Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre (kurbaneve), po te Ai arrin devotshmëria uaj…". Për këtë akt sublim të Ibrahimit a.s., Allahu dëshmoi shpërblim të madh për të, duke thënë... (Shih: Es-Saf-fat,104-105). Ngjashëm me këtë, myslimani që respekton flijimin e kurbanit, ka bërë një akt të bamirësisë dhe meriton shpërblim të madh tek Allahu xh.sh.. Me të ai ka bashkuar njëkohësisht: aktin e besimit të vërtetë dhe aktin e bamirësisë nëpërmjet shpërndarjes së mishit të kurbanit. Nga ky aspekt, edhe shpërndarja e mishit, njësoj sikurse edhe vetë akti i therjes së kurbanit, kanë një udhë të përbashkët me një adresë të vetme, që është devotshmëria, për të cilën i Lartësuari ka thënë se arrin tek Ai.

(1) "El-Mu'xhemu'l Vesit" (grup autorësh), pjesa e parë dhe e dytë, Darud-da'veti, 1989/1410, Stamboll, Turqi, f. 723. Me këtë kuptim, fjala kurban ka ardhur në ajetin (El-Maide, 27).
(2) Nisabi nënkupton vlerën e pasurisë, e cila obligon prerjen e kurbanit. (3) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.
(4) Transmetojnë Imam Ahmedi dhe Ibni Maxheh.

**Përkufizimi i kurbanit**

Në ditët e Kurban-Bajramit, përveç gëzimeve të shumta, vizitave, pastrimit dhe lyerjeve të shtëpive, veshjes me rroba të reja e të bukura - tradita këto të lavdërueshme - myslimanët kanë disa obligime, sikurse janë: falja e namazit të Bajramit, leximi i tekbireve, të vizituarit e vendeve të shenjta- kryerja e Haxhit, nëse kanë mundësi, si dhe prerja e kurbanit pas namazit të Bajramit.

Kafsha që pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit nga ana e myslimanëve, në gjuhën arabe emërtohet me fjalën "kurban" apo "ud'hijje". Kurban, fjalë për fjalë do të thotë 't'i afrohesh dikujt apo diçkaje'. Prandaj, ai që ther kurban në Emër të Allahut, me këtë vepër synon t'i afrohet Zotit të botëve.

Kurse në terminologjinë islame kurban do të thotë "therja e një deveje, lope, deleje, dhie në ditët e Bajramit, në kohën e caktuar, duke dëshiruar me këtë akt t'i afrohesh Allahut të Lartësuar". Për kurban përdoret edhe fjala "ud'hijje", që do të thotë 'sakrificë'.

Kurbani pritet si mirënjohje për mirësitë e panumërta ndaj Krijuesit tonë. Për shkak të prerjes së kurbanit nga ana e myslimanëve, ky bajram quhet Kurban-Bajram.

**Prerja e kurbanit është synet apo vaxhib?**

Therja e kurbanit është sunet i hazreti Ibrahimit a.s., kurse për myslimanët do të thotë pasim i rrugës dhe zbatim i synetit të tij. Prandaj, Pejgamberi a.s. dhe ashabët prisnin kurbanë. Të gjithë dijetarët myslimanë pajtohen rreth dispozitës së kurbanit dhe kurbani konsiderohet një karakteristikë e pasuesve të Islamit. Mirëpo, dijetarët myslimanë kanë ndarë në dysh mendimet nëse kurbani është vaxhib apo vetëm synet i fortë.

- Grupi parë konsiderojnë se prerja e kurbanit është vaxhib. Ky është qëndrim i Imam Ebu Hanifes, qëndrim i Evzait, Rebias dhe Lejth ibn S'adit.

Si dëshmi se kurbani është vaxhib, ata përmendin hadithin e Pejgamberit a.s.: "Ai që ka mundësi e nuk pret kurban, të mos afrohet në faltoren tonë". (Ahmedi dhe Ibn Maxhe).

Nga ky hadith kuptohet se Pejgamberi a.s. atij që është në gjendje të presë kurban dhe nuk pret, ia ka ndaluar t'i afrohet vendit të faljes së Bajramit. Kurse të falurit e namazit të Bajramit, sipas një numri të madh dijetarësh, është vaxhib. Prandaj ajo pa të cilat nuk mund të kryhet vaxhibi, është vaxhib. Gjithashtu si dëshmi marrin edhe ajetin kuranor: "Andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban"! (El Kevther, 2).

Folja këtu ka ardhur së bashku me urdhrin e namazit. Madje kur folja është në trajtë të urdhërores për një vepër, atëherë është detyrim që të kryhet një vepër e tillë.



Gjithashtu i referohen hadithit të Xhundub ibn Abdullahit, që e regjistrojnë Buhariu dhe Muslimi, ku Pejgamberi a.s., thotë: "Kushdo që ther para se të falë Bajramin, le të therë përsëri (kurban)". Ata thanë: "Pejgamberi a.s. i ka urdhëruar atij që ther kurban para namazit të Bajramit, që të therë përsëri pas namazit të Kurban-Bajramit një kurban tjetër.

Më tej, ata përmendin faktin se( Shih:En Nahl, 123). Këto janë dëshmitë kryesore të grupit të parë, që mbajnë qëndrimin se prerja e kurbanit është vaxhib.

- Grupi i dytë thonë se therja e kurbanit është synet i fortë. Meqenëse, kurbani është praktikuar nga Pejgamberi a.s. dhe as-habët (shokët) e tij, sipas tyre, nuk është mirë të mos kryhet. Kjo, ngaqë myslimanët janë të thirrur ta pasojnë synetin e Pejgamberit a.s., sepse Allahu thotë: ''Ju te i Dërguari i Allahut keni një shembull të mrekullueshëm...''. (El Ahzab, 21).

Këtë qëndrim e kanë Imam Shafiu, Maliku dhe



Ahmedi në rivajetin e njohur. Në mbështetje të qëndrimit të tyre, ata përmendin argumentet vijuese:

''Pejgamberi a.s. ka therur kurban për atë që nuk ka therur kurban nga Ymeti i tij". (Këtë hadith e shënojnë Ahmedi dhe Hakimi). Prandaj, sikur kurbani të ishte vaxhib, thonë ata, Pejgamberi a.s. nuk do të therte kurban për ata njerëz nga Ymeti i tij, që nuk kishin therur kurban e që ishin në gjendje ta bënin atë.

Në një hadith tjetër Pejgamberi a.s. thotë: ''Kur të hyjnë dhjetë ditët e Dhul Hixh'xhes dhe ndonjëri nga ju do të therë kurban, të mos marrë asgjë nga qimet dhe thonjtë e tij".' (Muslimi).

Sikur kurbani të ishte detyrim, Pejgamberi a.s. nuk do t'i jepte njeriut që të zgjidhte për të therur apo për të mos therur kurban.

Bejhekiu transmeton se Ebu Bekri, Omeri dhe Ibn Abasi, nuk kishin therur kurban nga frika që njerëzit të mos shkonin pas tyre, pra të mos mendonin se është detyrim.

**Historia e kurbanit**

Historia e kurbanit është e vjetër sa dhe vetë njeriu. Kurbani daton, sikurse na tregon Kur'ani fisnik, që nga Ademi a.s., njeriu i parë në tokë (Shih:El-Maide, 27).

Ky ajet kuranor na bën me dije se pranimi i veprës varet nga sinqeriteti i nijetit, për rrjedhojë kurbani i një personi mund të pranohet, kurse i një tjetri të mos pranohet.

Një shembull tjetër, ku përmendet kurbani, është rasti i Ibrahimit a.s. me të birin, Ismailin a.s.: (Shih:Es-Saffat, 102)

Gjatë gjithë historisë çdo popull ka pasur detyrim therjen e kurbanit në Emër të Zotit (Shih:El-Haxh, 34)

Historia e therjes së kurbanit ka vazhduar edhe me Muhamedin a.s. dhe Ymetin e tij: "Andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban"! (El Kevther, 2).

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Gjëja e parë që bëjmë ne në ditën e Bajramit është të falurit e namazit të Bajramit, më pastaj kthehemi në shtëpi dhe therim kurbanin. Kushdo që vepron kështu, ka vepruar sipas synetit tonë". (El Bera ibn Azib).

Myslimanët duhet të ndjekin synetin dhe rrugën e Muhamedit a.s.. Tirmidhiu shënon se Ibn Umeri, për dhjetë vjet sa kishte kaluar në Medinë, kishte prerë kurban.

**Kush duhet të presë kurban?**

Kurbanin e ka për obligim ta presë personi që ka arritur moshën e pubertetit, që është i mençur, mysliman, i lirë dhe i pasur. Kurbani nuk është detyrim për robin, të varfrin dhe për udhëtarin, sipas medhhebit hanefi.

Sipas shkollës hanefite që një person ta ketë obligim therjen e kurbanit, ai duhet të jetë i pasur, pra që, përtej nevojave themelore, pasuria e tij të arrijë nisabin e zekatit. Argument kanë hadithin: "Ai që ka mundësi e nuk pret kurban, të mos afrohet në faltoren tonë."

Shkolla malikite konsideron se prerjen e kurbanit nuk e kanë obligim të varfrit ose ata që nuk kanë ushqim gjatë gjithë vitit. Sipas tyre, kurban duhet të presë personi që mund ta blejë atë dhe blerja e tij të mos e bëjë të varfër e të mos i sjellë mungesë të nevojave themelore gjatë vitit. Prandaj, ai që nuk ka para për të blerë kurban, nuk duhet të marrë hua për ta blerë.

Shkolla shafite thotë se prerja e kurbanit është për ata njerëz që gjatë ditëve të Bajramit, kanë para sa vlera e një dele, përtej nevojave themelore të tyre dhe të atyre që i kanë nën përkujdesje.

Shkolla hanbelite thotë se kurban duhet të presë ai që është në gjendje, ai që mund të sigurojë blerjen e një kurbani, qoftë edhe duke marrë borxh, nëse e di se do të jetë në gjendje për ta shlyer.

Mendimi më i pranuar dhe që është më i favorshëm nga aspekti ekonomik e që nuk paraqet ngarkesë ekonomike për besimtarët, është mendimi i hanefive dhe i malikive.

Nëse në një familje jetojnë shumë anëtarë, therja e një kurbani është e mjaftueshme për të gjithë ata, por është e lejuar që secili anëtar i familjes të presë kurban veç e veç, nëse dëshirojnë. Në kohën e Pejgamberit a.s., përgjegjësi i familjes therte një kurban për veten dhe familjen e tij, dhe gjithashtu edhe hanin dhe shpërndanin nga mishi i tij. Transmetohet: "Pejgamberi a.s. kishte therur një dele për kurban për gjithë familjen e tij". (Hakimi)

Ka shumë myslimanë që nuk e shikojnë shumë gjendjen e tyre materiale dhe mundohen që gjithsesi të therin kurban. Ndërkaq, ka prej myslimanëve që, edhe pse kushtet materiale i kanë të mira, nuk e kryejnë këtë dispozitë islame. Për këtë arsye duhet të punohet në vetëdijesimin e besimtarëve tanë që ta kryejnë këtë dispozitë dhe të vazhdojnë hapave e gjurmëve të të parëve tanë.

**Prerja e një kurbani nga disa persona**

Në prerjen për kurban të një lope a deveje mund të marrin pjesë deri në shtatë persona, me kusht që të gjithë ata ta kenë nijetin të njëjtë, pra për të therur kurban. Xhabiri r.a. thotë: "Me Pejgamberin a.s. në Hudejbi kemi therur një deve për shtatë persona dhe një lopë për shtatë persona". (Muslimi). Nëse ndonjëri prej tyre ka për qëllim vetëm të marrë pjesën e vet të mishit e jo edhe të therë kurban, atëherë kurbani nuk pranohet për asnjërin. Kurse delja e dhia mund të jenë vetëm për një person.

**Koha e therjes së kurbanit**

Therja e kurbanit duhet të bëhet patjetër pas faljes së namazit të Kurban -Bajramit. El Bera ibn Azib tregon se Pejgamberi a.s. ka thënë:. "Së pari, ajo që do të fillojmë sot, është namazi i Bajramit, pastaj do të kthehemi dhe të presim kurban. Kushdo që vepron kështu, ka vepruar sipas synetit tonë, ndërkaq kush ther një dele para kësaj kohe (para faljes së namazit të Bajramit), ajo është një mish i zakonshëm që ka prerë për familjen e tij. Në këtë punë nuk ka asgjë nga syneti".

Buhariu dhe Muslimi shënojnë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kushdo që ther një kurban para namazit (të Bajramit), e ka prerë për veten dhe familjen e tij. Ndërkaq, kush e ther pas namazit dhe dy hutbeve, ai e plotëson dispozitën e therjes dhe ka ndjekur synetin e myslimanëve."

Kurbani bën të pritet në ditën e parë të Bajramit dhe në dy ditët që vijnë. Me perëndimin e diellit të ditës së 12 të Dhul Hixhxhes, të ditës së tretë të Kurban-Bajramit, përfundon koha e prerjes së tij. Ndërkaq, sipas Imam Shafiut, koha e therjes së kurbanit shtrihet deri para përfundimit të diellit në ditën e katërt të Bajramit. Kurban-Bajrami është i stolisur gjithashtu edhe me tekbiret e teshrikut, që këndohen pas 23 namazeve farz që nga namazi i sabahut në Ditën e Arafatit (9 Dhul-hixhxheh) e gjer në namazin e ikindisë të ditës së katërt të Bajramit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Zbukuroni bajramet tuaja me tekbir (Allahu Ekber), tehlil (La ilahe il Allah), tahmid (elhamdu lilah) dhe takdis (me lavdërime të Allahut)".

**Shpërndarja**

Në përputhje me Sheriatin, mishi i kurbanit ndahet në tri pjesë: një e treta u jepet të varfërve, një e treta të afërmve, fqinjëve e miqve dhe një e treta tjetër familjes. Zoti në Kuranin fisnik thotë: (Shih:El-Haxh, 36). Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur ndonjëri nga ju ther kurban, një pjesë të mishit të kurbanit le ta mbajë për nevojat e tij". (Ahmedi).Therja e kurbanit, shpërndarja e mishit të tij për të varfrit, për nxënësit e medreseve, ose pagesa sa vlera e tij në Bashkësitë Islame, sikurse veprohet në vendet tona, pastaj shpërndarja e një pjese për fqinjët, të afërmit dhe familjen – janë një traditë e mirë mes myslimanëve, që duhet të kultivohet për Kurban-Bajramin.

**Qëllimi dhe vlera e prerjes së kurbanit**

"Ashabët e kanë pyetur Pejgamberin: - Pse presim kurban? Pejgamberi është përgjigjur: - Ai është traditë – sunet i babait tuaj, Ibrahimit a.s. Pastaj ata e pyetën: - E çfarë kemi prej tij? Pejgamberi u tha: - Për çdo qime (të kurbanit) ju do të shpërbleheni". (Hakimi). Në hadithin tjetër Pejgamberi a. s. thotë: "Vërtet, në mesin e gjërave më të preferuara te Zoti është therja e kurbanit në Kurban-Bajram. Vërtet ai do të vijë Ditën e Gjykimit në formën e tij, me brirët e tij, me leshin dhe thundrat e tij. Tek All-llahu do të arrijë puna e mirë (sevapi i kurbanit), para se të bjerë gjaku në tokë, prandaj gëzohuni për këto shpërblime". (Tirmidhiu dhe Ibn Maxhxhe). "Në asgjë nuk ke depozituar dhe investuar më shumë se në therjen e kurbanit në ditët e Kurban-Bajramit". (Darekutni në Sunenin e tij). Therja e Kurbanit është një tregues i madh se njeriu është i gatshëm për të sakrifikuar për fenë e Allahut dhe i bindjes së tij ndaj Krijuesit.Me një akt të tillë, myslimani tregon mirënjohjen e tij ndaj Allahut për mirësitë dhe begatitë e shumta që Zoti i ka dhuruar njeriut. Besimtari shpreh gatishmërinë e tij që të sakrifikojë pasurinë dhe të heqë dorë nga shumë të mira të kësaj bote, duke u treguar human dhe dorëlirë ndaj të tjerëve. Ne, duke respektuar Urdhrat e Allahut, shprehim respektin dhe mirënjohjen tonë ndaj Tij. Me therjen e kurbanit, ne sakrifikojmë një nga mirësitë dhe dhuntitë që na ka dhënë Allahu. Ai na ka dhënë, kurse ne e sakrifikojmë në Emër të Tij, për të mirën e të varfërve dhe të tjerëve.

# Kurbani

**Dr. Musli Vërbani**

**Kurban do të thotë sakrifikim ose gatishmëri për të sakrifikuar çdo gjë, qoftë të shtrohet edhe çështja e sakrifikimit të jetës, vetëm e vetëm për të fituar gradën e nivelit më të lartë - të afruarit tek Allahu i Madhërishëm.**

Në Islam kemi dy festa vjetore dhe që të dyja ndërlidhen me humanizëm, mirësjellje, tolerancë, butësi dhe paqe. Dhe që të dyja kanë të bëjnë me kontributin e myslimanit për të tjerët në praktikë, e jo në teori, sepse përkrahja morale ndaj të tjerëve duhet të realizohet në praktikë. Në Fitër- Bajram përkrahja ndaj të tjerëve bëhet duke u dhënë nevojtarëve mjete materiale, ndërsa në Kurban-Bajram përkrahja ndaj të tjerëve bëhet një herë duke sakrifikuar, e pastaj ajo sakrificë t'u jepet tjerëve, vetëm e vetëm për të fituar kënaqësinë e Allahut dhe afrimin tek Ai. Kurbani është bërë obligim (vaxhib) në vitin e dytë të hixhretit. Dhe kjo është e argumentuar me Kur'an, Synet dhe ixhma.( Shih:El-Kevther, 1-2 dhe El-En'am, 162 si dhe El-Haxh, 36).

Qëllimi i kurbanit nuk është vetëm derdhja e gjakut dhe ngrënia e mishit, veçse me kurban simbolizohet gatishmëria për sakrificë, solidaritet, bamirësi, besim, sinqeritet dhe devotshmëri. Për këtë arsye Zoti i Lartmadhëruar thotë... (Shih:El-Haxh, 37)

Në librat e haditheve, pra në koleksionet e tyre, janë regjistruar shumë hadithe që tregojnë për dispozitimin e kurbanit, po ne do të përmendim vetëm disa prej tyre:

**Hadithi:**

"Veprimin e parë që do të bëjmë në këtë ditë të Bajramit, është se do ta falim namazin e Bajramit, e pastaj do të kthehemi e do të presim kurbanet. Kush vepron kështu, ka praktikuar sunetin tim".

Nuk theret kurbani para ditës së Bajramit, ose siç është bërë zakon tek ne, që natën e Bajramit (një ditë para Bajramit) të theret kurbani për të vdekurit. E kurbani për të gjallët, po edhe për të vdekurit, është paraparë të theret në ditën e parë, të dytë dhe të tretë të Bajramit. Edhe ditët e Haxhit, për këtë arsye, quhen ditët e therjes apo të kurbanit. (Ejjamun-Nahr).

Muhamedi a.s. ka thënë:"Kush e ther (e pret) kurbanin para namazit të Bajramit, le ta përsëritë kurbanin e tij (le të therë një tjetër), e kush e ther pas faljes së namazit (të Bajramit), e ka plotësuar obligimin e tij dhe e ka praktikuar synetin e myslimanëve".

Në një hadith tjetër Muhamedi a.s. thotë:"Kur dikush nga ju dëshiron dhe pret kurban, një pjesë të tij (kurbani) le ta ndalë për nevojat e veta".

Po ashtu Aishja r.a. tregon se Muhamedi a.s. ka thënë: " Gjatë ditëve të Kurban-Bajramit, prej veprave më të dashura tek Allahu është që besimtari, i cili pret kurban, do të gëzohet për shpërblim të madh nga Allahu xh.sh. në jetën e posaçme, kur dihet se besimtari kurbanin e ther me qëllim që të fitojë kënaqësinë e Allahut, këtë detyrë e kryen vetëm për shkak të Urdhrit të Allahut. Nga ana tjetër, kjo vepër e mirë do të arrijë tek Allahu para se të bjerë pika e parë e gjakut në tokë. Prandaj, zbukuroni punët tuaja me kurbane".

**Argument nga ixhmai:**

Janë pajtuar të gjithë dijetarët e Ymetit se kurbani është dispozitë dhe këtë nuk e ka kundërshtuar askush kurrë, prandaj merret si argument i ixhmait.

**Kushtet e therjes së kurbanit**

Për të qenë kurbani vaxhib, personi në fjalë duhet t'i plotësojë këto kushte:

- Të jetë mysliman, që do të thotë se jomyslimani nuk mund të presë kurban dhe, nëse e pret, nuk i pranohet;
- Të mos jetë rob, sepse dihet që robi nuk ka të drejtë pasurie;
- Të mos jetë udhëtar (sipas Sheriatit islam), mirëpo nëse udhëtari ther kurban, i pranohet, po ai kurban për të është kurban nafile (vullnetar), e jo sepse e ka vaxhib. Kur ishin udhëtarë, Ebu Bekri dhe Omeri r.a. nuk prisnin kurban;
- Të jetë i pasur apo të ketë mundësi materiale. Për të qenë zekati farz, shuma e nisabit 92.5 gr. ar, apo kundërvlera e tij duhet të jetë në dispozicion të personit një vit të plotë, ndërsa për kurban, nëse personi gjatë ditëve të Kurban-Bajramit ka 92.5 gr. ar ose kundërvlerën e tyre dhe, përveç kësaj shume, edhe mjete për nevoja themelore të jetës. Nëse pret kurban i varfri, i cili nuk e ka plotësuar këtë kusht, i pranohet, po kurbani i tij është nafile (vullnetar) dhe jo vaxhib. Këtij personi i bëhet vaxhib nëse e blen kurbanin, dhe ai i humb e ai blen kurban tjetër, atëherë atij i bëhet vaxhib, edhe pse për të parën herë nuk e ka pasur vaxhib.
- Në Sheriatin islam burri nuk e ka vaxhib të presë kurban për gruan e tij, po nëse e pret, i pranohet dhe ai kurban është vullnetar. Mirëpo, nëse edhe burri edhe gruaja, secili prej tyre posedon pasuri (shumën e sipërpërmendur), atëherë që të dy e kanë vaxhib therjen e kurbanit.
- Të jetë i shëndoshë mendërisht.

Sadakatul-fitrit, fitrat jepen për çdo anëtar të familjes, po çështja e kurbanit nuk është kështu, që domethënë se nuk pritet kurban për çdo anëtar të familjes. Në anën tjetër, nuk është vaxhib të pritet kurban për prindin ose ndonjë familjar të vdekur (dhe kurrsesi që kurbani për të vdekurit të theret natën e Kurban-Bajramit, e për të gjallët ditën e Kurban-Bajramit). Kjo nuk do të thotë që për vdekurit nuk pritet kurban, veçse, përkundrazi, i vdekuri, i cili para vdekjes ka lënë porosi (vasijet) që t'i pritet kurbani, ai vasijet (porosi) duhet t'i plotësohet patjetër dhe të pritet kurbani për të në ditën e Kurban-Bajramit, dhe jo natën e Bajramit, e mishi i atij kurbani duhet të shpërndahet në tërësi.

Nga kjo që thamë, mund të përfundojmë:

- Për të vdekurin, i cili e ka lënë porosi (vasijet), është vaxhib prerja e kurbanit për të;
- Për të vdekurin, i cili nuk ka lënë porosi (vasijet), edhe nëse pritet kurbani për të, është vaxhib kurbani për personin i cili pret kurbanin për prindin ose një të afërm të tij të vdekur, që do të thotë se nga vaxhibi nuk lirohet dhe ai duhet të presë dy kurbane;
- Edhe për të gjallët, edhe për të vdekurit Kurbani pritet prej ditës së parë e deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit.



**I rrituri**

Lejohet që i rrituri, nga pasuria e të voglit, i cili ende nuk e ka arritur moshën e pjekurisë, të presë kurban për të, dhe këtë e bën kujdestari i tij. Është e vërtetë se ai nuk e ka vaxhib, por është mustehab, pra gjë e parapëlqyer - kurbani për të voglin. Ndërkaq babai nuk pret kurban për të voglin, ashtu sikur jep sadakatul-fitrin edhe për të voglin.

Shart është nijeti. Prerja e kafshës mund të bëhet për mish, po edhe për t'iu afruar Allahut. Për këtë arsye shart është nijeti, sepse Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk ka dyshim se veprat shpërblehen sipas qëllimit". Nëse shtatë veta presin një lopë kurban, atëherë që të gjithë pjesëmarrësit duhet ta kenë qëllimin për kurban. Nëse njëri prej tyre nuk e ka nijetin për kurban, kurbani është i pavlefshëm për të gjithë, sepse afrimi (ibadeti) është në derdhjen e gjakut, e kjo nuk është arritur meqë njëri ka pasur qëllim tjetër.

**Kushtet që duhet t'i plotësojë kafsha për kurban**

1. Të jetë bagëti: dhi, dele, lopë, buallicë dhe deve. Dhitë e egra ose lopët e egra nuk lejohet të priten si kurban. Edhe pse mishi i kafshëve të egra, si i dhisë së egër, i kaprollit – lejohet të



hahet, ato nuk lejohen të priten kurban, sepse Zoti xh.sh. ka thënë...(Shih:El-Haxh, 34)

Po ashtu nuk kemi dëgjuar që ndonjë prej ashabëve të ketë prerë kurban prej kafshëve të egra.

2. Kurbani të ketë arritur moshën e caktuar dhe të paraparë:

- Delja e dhia duhet të kenë një vit të plotë e më shumë;
- Lopa dhe buallica duhet të kenë dy vjet e më shumë;
- Deveja duhet të ketë pesë vjet e më shumë.

Çka lejohet të pritet për kurban

1. Deveja pesë vjeç;
2. Lopa dy vjeç;
3. Buallica dy vjeç;
4. Qengji dash mbi gjashtë muaj, nëse e ka mishin si delja një vjeç;
5. Dhia një vjeç;
6. Bagëtia që nuk ka brirë që nga lindja;
7. Bagëtia që nuk e ka një pjesë të bririt;
8. Kafsha e tredhur, por më mirë është të mos jetë e tredhur.

Kafsha që nuk lejohet të pritet kurban

1. Kafsha e egër;
2. Kafsha e verbër në të dy sytë;
3. Kafsha e verbër në një sy;
4. Kafsha e çalë që nuk mund të ecë deri te vendi i therjes;
5. Kafsha shumë e ligësht;
6. Kafsha që ka të humbur më shumë se gjysmën e veshit;
7. Kafsha që ka të humbur më shumë se gjysmën e bishtit;
8. Kafsha së cilës i mungojnë më shumë se gjysma e dhëmbëve;
9. Kafsha e lindur pa veshë;
10. Kafsha që ka humbur majat e sisave.

**Kafsha që është mekruh të pritet kurban**

Kafshët që janë mekruh të priten, janë:

1. Kafsha me veshë të shqyer;
2. Kafsha me vesh të shpuar;
3. Kafsha me një pjesë të bishtit të këputur;
4. Kafsha e qethur.

Më i vlefshmi është kurbani deve, pastaj lopë, pastaj dash dhe pastaj cjap. Kjo nëse kafshët kanë sasi të njëjtë mishi. Fjala vjen mishi i devesë për shtatë persona është 350 kg, po ashtu edhe lopa ka 350 kg dhe po ashtu shtatë dele ose shtatë dhi kanë 350 kg, mirëpo nëse kafshët e vogla kanë më shumë se 350 kg, ajo si kurban është më e vlefshme se ka më shjumë mish, sepse qëllimi i kurbanit është të ushqyerit e një numri sa më të madh të të varfërve. Nuk lejohet kurrsesi të paguhet kundërvlera me para në vend të prerjes së kurbanit, siç ndodh me sadekatul-fitrin, që në vend të hurmave ose elbit, mund të jepet kundërvlera e tyre në të holla. Nëse pritet kafsha për kurban dhe rastësisht vërtetohet se ka qenë mbarsë dhe i vogli i saj shpëton, atëherë për kundërvlerë të saj jepet sadaka dhe kafsha e vogël rritet e shfrytëzohet.

**Disa rregulla të veçanta për kurbanin**

- Ai që e ka vaxhib kurbanin dhe nuk e ka therur në tri ditët e Kurban-Bajramit, duhet të blejë një kafshë dhe ta japë sadaka ose të japë sadaka kundërvlerën e kurbanit.
- Ai që e ka blerë, po për shkak të rrethanave të ndryshme, nuk ka mundur ta presë, kurbanin e jep sadaka të gjallë ose duhet ta therë dhe tërë mishin ta japë sadaka.
- Nëse ndonjë person e ka blerë kurbanin, po i ka humbur ose ia kanë vjedhur, ai blen një tjetër, por nëse e gjen të parin brenda ditëve të Bajramit, ende pa e prerë, zgjedh se cilin ta presë nga ata dy kurbane.
- I varfri, që nuk e ka vaxhib kurbanin, por vendos dhe e blen, e ndërkohë i humb, për të bëhet vaxhib të blejë një tjetër kurban dhe ta presë.
- Lejohet të autorizohet dikush tjetër për të prerë kurban.
- Nuk lejohet të shitet asgjë nga kurbani.

**Për sa persona pritet kurbani**

1. Delja e dhia janë kurban për një person;

2. Lopa, buallica dhe deveja për shtatë persona. Xhabiri r.a. ka thënë: "E kemi kryer haxhin me të Dërguarin e Allahut dhe e kemi therur një deve për shtatë veta". (Ahmedi dhe Muslimi) Për prerjen e kafshës për shtatë persona, duhet të lidhet nijeti i të gjithëve për kurban, që do të thotë se nëse njëri pjesëmarrës në therje nuk e ka për qëllim kurbanin, po e pret për mish të rëndomtë (e jo të kurbanit),- ajo nuk u lejohet për kurban gjashtë tjerëve. Kurbani i tillë nuk vlen për asnjërin.

**Koha e therjes së kurbanit**

Gjatë tri ditëve të Kurban-Bajramit bëhet prerja e kurbanit. Zoti xh.sh. thotë ... (Shih:El-Haxh, 28). Muhsiri hedj i Haxhit e pret kurbanin vetëm në ditët e Kurban-Bajramit, ndërsa Muhsiri hedj i Umres e pret kur të dëshirojë gjatë tërë vitit.

**Shpërndarja e mishit të kurbanit**

- Më së miri është që të shpërndahet tërë mishi i kurbanit, por lejohet edhe që tërë mishi të mbahet për vete dhe familjen.

- Është e parapëlqyer që mishi të ndahet në tri pjesë:

a. një pjesë t'u ndahet të varfërve,

b. një pjesë t'u ndahet të afërmve dhe fqinjëve,

c. një pjesë të lihet për familjen.

- Lëkura e kurbanit nuk lejohet të shitet, po jepet sadaka, dhe as therësi nuk lejohet të paguhet me lëkurën ose me mish të kurbanit si shpërblim për therjen.

**Kush duhet ta presë kurbanin**

Personi, i cili e ka vaxhib prerjen e kurbanit, më së miri është ta presë personalisht.

Transmetohet se Pejgamberi a.s., në Haxhin Lamtumirës, kishte vendosur t'i therte 100 deve kurban, prej tyre gjashtëdhjetë e sa i kishte prerë me dorën e tij, ndërsa për të tjerat kishte autorizuar Aliun r.a.. Nëse ndokush nuk di apo nuk mundet (ta presë vetë), është mirë që së paku të prezantojë me rastin e therjes së kurbanit, sepse Muhamedi a.s. e ka këshilluar të bijën – Fatimen: "Oj Fatime, shko dhe prezanto në vendin ku pritet kurbani për ty, për arsye se, sapo të ndahet pika e parë e gjakut të kurbanit tënd, Allahu ka për t'i falur mëkatet". Nëse ndokush nuk ka mundësi të prezantojë, atëherë nuk prish punë që këtë ta bëjë personi të cilin e ka autorizuar. Për sa i përket sakrifikimit të kafshëve, mund të jetë: të therurit e tyre, që quhet nahr, dhe të prerët e tyre që quhet dhib-h. Therja (nahri) është për kafshën me qafë të gjatë, siç është deveja, ndërsa prerja (dhibhi) është për kafshët me qafë të shkurtër, siç janë: lopët, delet, dhitë dhe buallicat.

**Para prerjes së kurbanit**

Kush e dërgon devenë deri te vendi i therjes, nëse është i detyruar t'i hipë - i hipën, e nëse nuk ka nevojë të hipë në deve, nuk hipën deri tek vendi i therjes, sepse atë e ka të pastër ekskluzivisht vetëm për Allahun. Natyrisht përveç nëse e kërkon nevoja, siç ka qenë rasti kur Pejgamberi s.a.v.s. kishte parë një njeri të lig dhe të paaftë që po dërgonte devenë deri te vendi i therjes, e i kishte thënë: "Hip në të". Nëse lopa ose delja kanë qumësht, nuk milen, nëse kjo ndodh pak para ditës së Bajramit; por nëse ka ende shumë ditë para Bajramit, lopët e delet milen, po qumështi i tyre, i tëri, jepet sadaka ose jepet sadaka kundërvlera e qumështit të tyre. Aliu r.a. ka thënë: "Jepe sadaka lëkurën dhe mos i jep kasapit asgjë prej saj (por paguaje posaçërisht)".

**Si duhet vepruar me rastin e prerjes së kurbanit**

Para se të pritet kurbani, parapëlqehet të merret abdest, të falen dy rekate namaz nafile (këto dy rekate nafile mund të falen edhe pas prerjes së kurbanit). Pastaj dërgohet kurbani deri te vendi i prerjes. Mjeti i prerjes duhet të jetë sa më i mprehtë, në mënyrë që prerja të bëhet sa më e shpejtë dhe kafshës të mos i shkaktohen mundime, sepse Muhamedi a.s. ka thënë: "Kur t'i prisni kafshët, prisni ashtu që të jetë më së lehti, më së shpejti dhe më së miri".Nuk është mirë që mjeti të mprehet para kafshës. Pastaj kurbani rrëzohet në krahun e majtë, nëse ka mundësi - kthehet në drejtim të Kibles (Qabesë), i lidhen tri, eventualisht të katërt këmbët, dhe me dorën e majtë i kapet koka, kurse me dorën e djathtë i pritet qafa. Para prerjes bëhet kjo lutje:"Vexhehtu vexhhije lil-ledhi feteras-semavati vel-erda ve ma ene minel mushrikinë. Inne salatij ve nusukij ve mehjaje vel memati lil-lahi rabbil alemijne. La sherike lehu ve bidhalike umirtu ve ene evvelul muslimine. Allahumme minke ve leke an-nij ve ehli Muhamedin ve umetihi". Kjo lutje në gjuhën shqipe do të thotë:"Fytyrën (personalitetin) tim e kam orientuar dhe drejtuar tek Ai, i Cili ka krijuar qiejt dhe Tokën, e unë assesi nuk jam prej idhujtarëve. Nuk ka dyshim se namazi im, kurbani (dhe dhurimi im), po ashtu e tërë jeta ime dhe vdekja ime janë vetëm për Allahun, Krijuesin e gjithë botëve. Atij nuk lejohet t'i bëhet idhujtari, e për këtë jam i urdhëruar dhe unë jam prej të parëve që dorëzohem dhe jam mysliman. O Zoti im, prej Teje dhe për Ty, këtë kurban e ther me nijetin për veten time (nëse pritet për dikë tjetër, - për filanin) dhe për familjen e Muhamedit dhe për Ymetin e tij".

**Llojet e kurbanit**

Në varësi nga fakti se për çfarë arsye pritet, kurbani është i shumëllojshëm: Kurbani UD-HIJE (i sakrificës); Kurbani HEDJ (i dhuratës në shenjë adhurimi); Kurbani NEDHËR (i përbetimit); Kurbani AKIKË (i mburojës); Kurbani i VASIJETIT (i porosisë).

قُلْ أَرَأَيْتُمْ إِنْ أَهْلَكَنِيَ اللَّهُ وَمَن مَّعِيَ أَوْ رَحِمَنَا فَمَن يُجِيرُ الْكَافِرِينَ مِنْ عَذَابٍ أَلِيمٍ
قُلْ هُوَ الرَّحْمَنُ آمَنَّا بِهِ وَعَلَيْهِ تَوَكَّلْنَا فَسَتَعْلَمُونَ مَنْ هُوَ فِي ضَلَالٍ مُّبِينٍ
قُلْ أَرَأَيْتُمْ إِنْ أَصْبَحَ مَاؤُكُمْ غَوْرًا فَمَن يَأْتِيكُم بِمَاءٍ مَّعِينٍ

# Komentimi i kaptinës "El-Mulk" 10

**Sabri Bajgora**

**"Thuaj: "Më tregoni, pra, nëse Allahu më merr shpirtin mua dhe atyre që janë me mua, ose na mëshiron, kush do t'i mbrojë jobesimtarët prej një dënimi të mundimshëm?" Thuaj: "Ai është Mëshiruesi, Atij I kemi besuar dhe vetëm tek Ai jemi mbështetur, kurse ju do ta kuptoni se kush është njëmend ai i humburi!". Thuaj: "Më tregoni, nëse uji juaj humbet në thellësi, kush do t'ju sjellë ujë mbitokësor (burimi)"? – (El-Mulk, 28-30)**

**Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake**

Këto ajete kanë një lidhmëri të ngushtë me ato paraprake, sepse janë një vazhdim i Thirrjes drejtuar idhujtarëve, që të ndaleshin nga arroganca dhe kryeneçësia e tyre për të pranuar Dritën e Udhëzimit. Allahu xh.sh. në ajetet paraprake u solli shumë argumente lëndore, që ata i vrojtonin për çdo ditë, ndërkohë që edhe këto ajete në vazhdim janë në të njëjtën frymë. Kjo sure përfundon me ajetin, i cili u drejtohet idhujtarëve me një pyetje konkrete: A thua kush do t'ua sjellë ujin që buron nga toka, nëse Allahu e urdhëron atë që të humbasë në thellësitë e saj?!

**Koment:**

**28. "Thuaj: "Më tregoni, pra, nëse Allahu më merr shpirtin mua dhe atyre që janë me mua, ose na mëshiron, kush do t'i mbrojë jobesimtarët prej një dënimi të mundimshëm"?**

Idhujtarët mekas, krahas vuajtjeve shpirtërore dhe fizike që u shkaktonin Muhamedit a.s. dhe besimtarëve, për çdo ditë i mallkonin ata, duke shpresuar në shkatërrimin e tyre. Ky ishte niveli i tyre më i ulët njerëzor, sepse ata, në vend që ta pranonin këtë Dritë të Allahut, të cilën ua ofronte Pejgamberi a.s., atë e mallkonin dhe luteshin për vdekjen e tij sa më shpejt. Madje, në një fazë të mëvonshme, pak para hixhretit, ata kishin planifikuar edhe ta vrisnin Resulullahun s.a.v.s., por Allahu ua kishte asgjësuar atë intrigë të tyre djallëzore, duke e urdhëruar Pejgamberin a.s. që po atë natë të komplotit, të merrte rrugën e hixhretit në Medinë. Pikërisht për këtë arsye, Allahu xh. sh. e urdhëroi Pejgamberin e Tij që t'u drejtohej atyre me këto fjalë: Po qe se Allahu do të ma marrë shpirtin e do të më vdesë mua dhe besimtarët që po më pasojnë, a thua kush do t'ju mbrojë ju nga dënimi i tmerrshëm? Çfarë do të përfitonit, o ju të mjerë nëse Allahu i vdes të Dërguarin e Tij dhe besimtarët? A thua kush më do t'ju ftojë në udhëzimin e drejtë?

Ky ajet, pra, ua bën me dije idhujtarëve se nuk janë të vetëdijshëm se prania fizike e të Dërguarit a.s. në mesin e tyre, ishte mëshirë, sepse ai simbolizon dritën e udhëzimit, paqen dhe qetësinë shpirtërore.

Në ajetin 33 të sures "El-Enfal": "Po Allahu nuk do t'i dënojë ata, derisa ti (Muhammed) je në mesin e tyre...",

shohim një mesazh të qartë për jobesimtarët dhe idhujtarët mekas, të cilëve pothuaj u jepej një mundësi e re që të mos e mundonin të Dërguarin e Allahut e as ta mallkonin, duke shpresuar vdekjen e tij, por do të ishte më mirë të logjikonin drejt e ta ndiqnin atë në besimin e vërtetë se Allahu është Një, dhe është Zotërues i vetëm i këtij Universi.

**29. Thuaj: "Ai është Mëshiruesi, Atij I kemi besuar dhe vetëm tek Ai jemi mbështetur, kurse ju do ta kuptoni se kush është njëmend ai i humburi"!**

I Lartmadhërishmi e urdhëroi të Dërguarin e Tij, që t'i vinte në dijeni idhujtarët se e besuan Allahun apo jo, e pranuan të Dërguarin e Tij apo jo, - Ai prapëseprapë është Zot i Vetëm i kësaj gjithësie, është i Gjithëmëshirshëm, Atij I kemi besuar dhe vetëm tek Ai mbështetemi. Por, kur të ballafaqoheni me të vërtetën, u thotë,

- atëherë do të jetë vonë për ju, që të riktheni atë që keni humbur. E ajo që kishin humbur ata përgjithmonë, është jeta e përhershme-Ahireti. Më nuk do të ketë rast tjetër për përmirësim. Më nuk ka kthim mbrapa, por ose përjetësi në Xhennet për besimtarët, ose përjetësi në Xhehenem për pabesimtarët.

Vetëm atëherë, o ju që mohuat Allahun dhe të Dërguarin e Tij, do ta kuptoni se kush ishte në lajthitje të vërtetë!

**30. Thuaj: "Më tregoni, nëse uji juaj humbet në thellësi, kush do t'ju sjell ujë mbitokësor (burimi)"?**

Uji është burim i jetës për çdo qenie të gjallë në Tokë. Uji, krahas ajrit, është një komponent i pazëvendësueshëm për njerëzit, kafshët dhe bimësinë e kësaj toke.

Allahu xh.sh. në Kur'an thotë:

"...dhe ujin e bëmë bazë të jetës së çdo sendi" – (El-Enbija'ë, 30)

Të përmendurit e ujit në këtë ajet, i cili, me lejen e Allahut mund të humbasë në thellësitë e tokës, nuk është i rastësishëm dhe as pa një qëllim të caktuar. Është i njohur fakti se sa vlen edhe një pikë e vetme uji për banorët e vendeve shkretinore, ku thatësia e madhe mbretëron pothuajse gjatë gjithë vitit. Nëpër vende të tilla, siç është Hixhazi, ku ujë të pijshëm ka pak dhe gjendet me vështirësi, një pikë uji vlen sa ari. Mu për këtë arsye, I Madhërishmi dëshiron që t'ua tërheqë vërejtjen idhujtarëve që të jenë mirënjohës ndaj Tij, sepse u ka dhuruar ujë me bollëk. A nuk ishte në fqinjësi të Qabesë burimi i Zemzemit, i cili për shekuj me radhë ua kishte shuar etjen atyre, një burim që vazhdon edhe sot e kësaj dite të rrjedhë pandërprerë dhe të freskojë haxhinjtë nga tërë bota...

Tërë këtë mëshirë e begati që Allahu xh.sh. e derdhi mbi banorët e Hixhazit, e bëri për shkak se nga gjiri i atij populli do të lindte më i madhi i pejgamberëve, krijesa më e lavdishme – Muhamedi a.s.. Ndërsa idhujtarët, të cilët pak para lindjes së Muhamedit a.s., Allahu xh.sh. i shpëtoi nga Ebreheja dhe ushtarët e tij, tash ishin pozicionuar ashpër dhe vendosmërisht kundër Pejgamberit të mëshirës. E kjo sure madhështore, në të gjitha ajetet e saj, përmban aq shumë argumente lëndore, të cilat do të duhej të nxisnin mendjet e mjegulluara të idhujtarëve për të besuar në Allahun Fuqiplotë, i Cili krijoi çdo gjë dhe i Cili u premtoi besimtarëve Xhenete, nën të cilët rrjedhin lumenj që gurgullojnë me ujë të pastër, që sjellin qetësi e kënaqësi shpirtërore.

El-Erzekiu në veprën e tij "Ahbar Mekkeh" përcjell një transmetim se fisi Xhurhum, pasi u kishte mundësuar Allahu për një kohë të gjatë të kishin kujdestarinë mbi burimin e Zemzemit, ata me veprat e tyre të shëmtuara përdhosën shenjtërinë e Qabesë dhe të këtij burimi, kështu që Allahu xh.sh. e humbi për një kohë këtë



burim në thellësitë e tokës, e ata u nënshtruan ushtarakisht nga fisi Huza'a. Ky burim i Zemzemit mbeti i fshehur e i pazbuluar nga askush derisa atë, me dëshirën e Allahut, do ta rigjente Abdul Mutalibi, nga fisi Kurejsh, gjyshi i Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s..

Megjithatë, le të sjellim disa ajete kuranore që flasin pikërisht për mrekullitë e ujit, mrekulli që lënë gojëhapur edhe mendjet më të ndritura njerëzore.

Allahu xh.sh. thotë:

"A nuk e sheh se Allahu lëshon ujë nga qielli dhe atë e shpërndan në tokë nëpër burime, mandej me të mbijnë bimë llojesh e ngjyrash të ndryshme, pastaj ajo thahet dhe ti e sheh të zverdhur dhe pastaj e bën atë të shkrifët. S'ka dyshim se në këtë ka argument për të zotët e mendjes". – (Ez-Zumer, 21)

Ky ajet flet për një proces zinxhiror që zhvillohet në natyrë, me lejen e Allahut, duke filluar nga shiu që bie i pastër nga qielli, e i cili gjallëron çdo gjë mbi sipërfaqen e tokës. Ky ujë mbush burimet e tokës, lumenjtë dhe detet. Ndërsa, dihet se më pastaj, nën ndikimin e rrezeve të diellit, një pjesë e këtij uji avullohet dhe ai kondensohet në re për t'u shndërruar sërish në ujë (shi)...

Allahu xh. sh. është ai që e ruan Ujin në këtë tokë me anë të proceseve të ndërthurura: tokë-qiell, sepse, po ta humbiste këtë ujë, atëherë nuk do të kishte më jetë në planetin Tokë.

Pastaj i Lartmadhërishmi, në një ajet tjetër, thotë:

"Ne lëshuam me masë ujë nga qielli dhe atë e përqendrojmë në tokë. Po Ne kemi mundësi edhe ta humbim atë (ujin)." – (El-Mu'minun, 18)

Nga ky ajet kuranor, mësojmë se Allahu xh.sh. lëshon ujë (shi) nga qielli, në masë, sepse, po të ndodhte ndryshe, do të shkaktoheshin përmbytje përmasash katastrofike, të cilat do ta pamundësonin jetën njerëzore. Pas rënies së këtij shiu në tokë, një pjesë e këtij uji përqendrohet dhe



depozitohet në thellësitë e tokës. Është mrekulli në vete edhe filtrimi i këtij uji nëpër shtresat shkëmbore, i cili pastaj me forcë gufon nga shkëmbinjtë, duke krijuar ujëvara dhe burime, që magjepsin syrin dhe kënaqin shpirtin me rrjedhën e tyre. I Lartësuar qoftë Allahu në Madhërinë e Tij!

**Porositë e këtyre ajeteve:**

- Ai që ngrihet kundër Allahut, duke qenë arrogant e mendjemadh, do të ketë përfundim të keq në këtë botë, e përfundim edhe më të tmerrshëm në Ahiret.

- Kufri, as në të kaluarën e as tash, nuk pran së pushuari në luftën ndaj besimtarëve. Ndërrojnë vetëm mjetet e metodat, po qëllimi mbetet i njëjtë. Megjithatë, Imani i paluhatshëm në Allahun, besimtarët i forcon që të durojnë të gjitha vuajtjet e mundimet, për të arritur kënaqësinë e Allahut.

- Thirrësin në rrugën e Allahut, për asnjë çast nuk bën ta kaplojë pesimizmi e as mendimi se misioni i tij mund të dështojë, përderisa ai mbështetet në Allahun me sinqeritet të plotë.

- Ai që mbështetet në Allahun xh.sh., ai do të jetë gjithmonë nën kujdesin e Tij.

- Imani dhe mbështetja në Allahun janë dritë dhe shpëtim.

- Këto ajete janë një argument i qartë se jobesimtarët-idhujtarët janë në humbje të qartë, kurse Ahireti do të jetë arena ku do të shpërfaqet mjerimi i tyre i përjetshëm.

- Uji është një prej nimeteve dhe begative më të mëdha që u ka dhuruar njerëzve Allahu xh.sh., prandaj ne duhet t'I jemi mirënjohës Atij duke E falënderuar e madhëruar.

- Jeta jonë mbi këtë tokë varet nga uji, prandaj - të meditosh rreth këtij fakti dhe t'I përulesh Allahut, është obligim yni njerëzor.

- Ruajtja e ujit nga Allahu në deponitë shkëmbore, filtrimi i tij dhe gufimi i tij nga thellësitë e tokës, janë një argument i madh për ata që logjikojnë rreth fakteve të krijimit.

- Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë dhe, nëse Ai do, mund të ndërrojë edhe rrjedhjen e ujit a të lumenjve, ose edhe mund t'i zhdukë në thellësitë e tokës, si pasojë e arrogancës dhe mendjemadhësisë së njerëzve mosmirënjohës.

**Në vend të përfundimit:**

Kaptina "El-Mulk" është vërtet një kaptinë madhështore, e cila, ashtu edhe siç shihet nga shumë hadithe të Pejgamberit a.s., ka merituar interesimin e myslimanëve, dhe sidomos të dijetarëve, të cilët e kanë komentuar.

Kjo sure që në ajetin e parë fillon me madhërimin dhe lartësimin e Allahut të Plotfuqishëm, i Cili ka krijuar këtë ekzistencë, ka krijuar vdekjen dhe jetën, ka krijuar shtatë qiej ... etj., ndërkohë që fundi i saj flet për një mrekulli tjetër të Krijuesit – Ujin, i cili është burim i jetës për qeniet e gjalla të kësaj toke.

Tërë këtë kaptinë e përshkon një frymë e Thirrjes hyjnore, përplot argumente të pakontestueshme për mendjet e turbulluara të idhujtarëve mekas, ndërkohë që të njëjtat argumente vlejnë edhe sot për të gjithë ata skeptikë dhe mohues të Allahut si Krijues të kësaj gjithësie. Të gjitha këto paralajmërime argumentuese, i gjithë ky rrugëtim nëpër ajete mahnitëse, herë të shpien në horizontet më të largëta të arritshmërisë, e herë të nxisin të thellohesh në greminat më të skajshme të mendimit të arsyeshëm, duke qenë secili ajet kaptinë dhe argument në vete.

Ajetet e kësaj sureje shpeshherë të rrëmbejnë e të shpien në një botë të panjohur e të padukshme për shikimet tona, e ndonjëherë edhe në botën e dukshme, për të tërhequr vërejtjen se edhe gjërat që i shohim, janë shenja të Allahut për njerëzit, që zemrat dhe mendjet e tyre të shkrihen në këto valë imanore.

Ajetet e kësaj sureje u ngjajnë shigjetave që synojnë cakun shumë më të largët, duke çarë para vetes pengesat dhe duke zbuluar botë të reja. Këto ajete përmbajnë këshilla të ngrohta e të forta, të cilat janë themele të ngrehinës së fortë islame në ndërgjegjen njerëzore, e në të njëjtën kohë manifestojnë fuqishëm Fuqinë Absolute të Allahut xh.sh..

Nga kjo sure kuptojmë se mbizotërimi I takon absolutisht vetëm Fuqiplotit, i Cili na sprovon me vdekje dhe jetë, para ringjalljes dhe marrjes në Llogari. Përsosmëria I takon vetëm Krijuesit, i Cili e ka bërë këtë botë djep tonin, që ne t'I jemi mirënjohës përjetësisht, na ka sjellë rrëskun dhe na ka mundësuar që t'i jetojmë ditën tona në këtë botë duke u shkrirë në ëmbëlsinë e besimit. Lidhmëria jonë me Krijuesin është aq e fortë, saqë çdo vuajtje dhe sakrificë në lartësimin e Fjalës së Tij, është e lehtë dhe e dashur. Zemrat tona pulsojnë me këtë dashuri për Allahun Fuqiplotë e të Gjithëmëshirshëm, sepse vetëm tek Ai është kthimi ynë... Kënaqësia e Tij ndaj nesh është caku dhe synimi ynë përfundimtar... *(Fund)*



“ËSHTË E VËRTETË SE ALL-LLAHU DHE ENGJËJT E TIJ
ME MADHËRIM E MËSHIROJNË PEJGAMBERIN.
O JU QË KENI BESUAR, MADHËROJENI PRA ATË (DUKE RËNË SALAVATË)
DHE PËRSHËNDETENI ME SELAM”
(EL-AHZAB, 56)

ALL-LLAHUMME SAL-LI ALA MUHAMMEDIN
VE ALA ALI MUHAMMED
KEMA SALEJTE ALA IBRAHIME
VE ALA ALI IBRAHIME INNEKE HAMIDUN MEXHID,
ALL-LLAHUMME BARIK ALA MUHAMMEDIN
VE ALA ALI MUHAMMED
KEMA BAREKTE ALA IBRAHIME
VE ALA ALI IBRAHIME INNEKE HAMIDUN MEXHID,

O ALLAH SHPËTOJE MUHAMMEDIN
DHE FAMILJEN E MUHAMMEDIT
ASHTU SIÇ SHPËTOVE IBRAHIMIN DHE FAMILJEN E IBRAHIMIT
SE ME TË VËRTETË TI JE I LAVDËRUAR E I FAMSHËM.
O ALLAH BEKOJE MUHAMMEDIN
DHE FAMILJEN E MUHAMMEDIT
ASHTU SIÇ BEKOVE IBRAHIMIN DHE FAMILJEN E IBRAHIMIT
SE ME TË VËRTETË TI JE I LAVDERUAR DHE I FAMSHËM.

# Islami për vetëvrasjen?*

**Mr. Naim Tërnava, Myfti i Kosovës**

**Ata që nuk janë të interesuar për ngjarjet që ndodhin rreth tyre, përderisa ato të mos ndikojnë drejtpërdrejt në jetën e tyre, janë të zhveshur nga largpamësia për të mbështetur bujarinë, vëllazërimin, miqësinë, ndershmërinë dhe shërbimin që feja u kërkon njerëzve që të ofrojnë.**

Gjatë jetës së tyre, këta njerëz përpiqen të kënaqin egot e veta duke shpërdorur në mënyrë të rëndomtë mjetet e tyre, pa pasur aspak kujdes për kërcënimet që kërcënojnë njerëzimin. Sidoqoftë, në Kuran, Zoti lëvdon moralin e atyre që përpiqen me mish e me shpirt për të sjellë mirësi në vendin ku jetojnë, dhe janë të interesuar për ngjarjet që ndodhin rreth tyre.

Myslimani duhet të jetë një njeri që pajtohet me Urdhëresat e Zotit dhe përpiqet me shumë kujdes për të jetuar sipas moralit kuranor, paqes dhe harmonisë. Kurani shprehet: "…Punoni punë të mira…mos kërkoni të shkaktoni mizori në tokë! Zoti nuk i do mizorët".( 16: 76)

Një mysliman nuk mund të qëndrojë indiferent për çka ndodh rreth tij dhe nuk mund të pranojë kurrë mendimin se asgjë nuk ka rëndësi përderisa të mos i shkaktoj dëm atij, sepse ai I është nënshtruar Zotit, është mëkëmbës i Tij dhe ambasador i së mirës.

Ardhja në Mitrovicë për të debatuar për fenomenin e vetëvrasjes para kësaj mase të nderuar, kur në pjesën tjetër të Mitrovicës gjendja është e tendosur, vetvetiu na bën të mësojmë se diçka e rëndësishme po ndodh në shoqërinë tonë në raport edhe me vetëvrasjen. Në fenë Islame vetëvrasja konsiderohet një prej mëkateve më të mëdha.

I Madhi Zot krijoi vdekjen dhe jetën, prandaj është kompetencë e Zotit xh. sh. kohëzgjatja e jetës mbi sipërfaqen e tokës. Allahu xh. sh. thotë:

"Vërtet Allahu është Ai i Cili krijoi vdekjen dhe jetën për t'ju sprovuar se kush prej jush është më vepërmirë". Pra Kurani urdhëron për vepra të mira dhe largimin nga veprat e liga, e një vepër e ligë dhe e ndaluar në Islam është vetëvrasja.

Burimi hyjnor i Islamit është Kurani që mbështet konceptet e moralit, dashurisë, mëshirës, përkushtimit, sakrificës, tolerancës dhe paqes. Një mysliman që i zbaton siç duhet këto parime në jetën e tij, është një njeri i sjellshëm, i drejtë, i besueshëm dhe me të është e lehtë të krijojmë marrëdhënie të mira. Ai reflekton dashuri, respekt, harmoni dhe kënaqësi te të gjithë ata që jetojnë pranë tij, ai nuk vret dhe as nuk vetëvritet, dhe largohet nga të këqijat, ngase është i pajisur me bindje të thellë për përgjegjësinë para Zotit. Kurani kërkon paqe nga njeriu edhe me veten e tij, duke i bërë me dije se begatitë e dhuruara nga ana e Allahut, janë begati e veçori që duhen vlerësuar e respektuar nga njeriu.

**Vetëvrasja, s'ka qenë dukuri tek shqiptarët**

Prandaj problemi kyç i njeriut, sipas mendimit tim, është paqja me vetveten, gatishmëria për të jetuar në paqe me veten dhe me të tjerët. Vetëvrasja konsiderohet akt mizor, që kryhet kur njeriu humb arsyen dhe nuk e ka më në mbikëqyrje vetën e vet, po atë e udhëheq fuqia negative deri në atë masë, sa t'i bëjë keq edhe vetes së vet. E në raport me përgjegjësinë që do ta kemi para Zotit, Allahu xh. sh. thotë: "Veç kemi krijuar njeriun në formën më të mirë".

Megjithatë, dukurinë e vetëvrasjes e gjejmë pothuajse tek të gjithë popujt e botës, mirëpo jo edhe të kuptuar e të komentuar njësoj. Vetëvrasja tek shqiptarët, në krahasim me popujt e tjerë apo

me vendet e tjera, mund të themi se nuk ka qenë dukuri; ka pasur raste të rralla tek shqiptarët të dukurisë së vetëvrasjes. Pas luftës së fundit në Kosovë, kanë ndodhur mjaft raste të vetëvrasjes, po edhe të vëllavrasjes, dukuri që në parim janë kundër natyrshmërisë së krijimit të njeriut.

E pra njeriu nuk ka asnjë të drejtë t'i bëjë keq vetes dhe aq më pak të tjerëve.

Kjo është vërtet një dukuri që kërkon të ndalemi e të diskutojmë dhe të meditojmë rreth shkaqeve, motiveve dhe mënyrave të trajtimit të kësaj dukurie.

Allahu xh. sh. në Kuran ka thënë : " O ju që besuat, mos e përvetësoni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përpos tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri në mes jush, dhe mos mbytni veten tuaj (duke mbytur njëri-tjetrin). Vërtet Allahu është i mëshirshëm për ju".

Këtu para jush do të përmend disa shkaqe që ndikojnë dhe shtyjnë individin që të marrë një vendim për vetëvrasje, dhe të diskutoj mënyrën e pakësimit të rasteve apo gjetjen e ilaçit efektiv për vetëvrasjen. Edhe pse harxhohen fonde të shumta për ta luftuar këtë dukuri, fatkeqësisht ajo është në rritje.

Nga hulumtues të shumtë të këtij fenomeni, thuhet se 90 % e rasteve nodhin për shkak të çrregullimeve psikologjike, të cilat shoqërohen me situata të ndryshme, dhe njeriu humb arsyen, kriterin, etikën dhe shpresën, që kishte më përpara.

Përdorimi i substancave narkotike e alkoolit, traumat, streset, mosgatishmëria për t'u ballafaquar me sfidat e jetës, - janë disa nga shkaqet të cilat e çojnë njeriun në marrjen e një hapi për t'i shuar jetën vetes.

Vetëvrasja është një nga mëkatet e mëdha në Islam. Vetëvrasja është mëkat më i madh se vrasja e dikujt tjetër, pra, nëse dikush vret një person tjetër, bën një mëkat më të vogël sesa të vrasë veten e tij. Për këtë arsye, dijetarët islamë kanë rënë në kundërshtime në lidhje me faljen e xhenazes së atij që vetëvritet. Ky kundërshtim ekziston vetëm për vetëvrasësin, po jo edhe për vrasësin, për të nuk ka një kundërshtim të tillë, pra vrasësit i falet xhenazja.

Pejgamberi a.s. ka theksuar në shumë hadithe se vetëvrasja është një mëkat i madh.

Pejgamberi a. s. u thotë shokëve të tij: "Qëndroni larg shtatë mëkateve shkatërruese për njeriun. Shokët i thanë, O i Dërguar, cilat janë ato shtatë mëkate? Pejgamberi a. s. tha: "Shirku ndaj Allahut xh. sh., vrasja dhe vetëvrasja, ngrënia e pasurisë së jetimit, arratisja nga lufta, shpifja për zina për gruan e ndershme". (Transmeton Buhariu nga Ebu Hurejreh; 3/1017, nr:2615, dhe Muslimi 1/92, nr:89)

Dënimi i personit që ka vrarë veten i jepet në mënyrën e vetëvrasjes, nëse ai e ka vrarë veten me thikë, atëherë në xhehenem do të dënohet në atë mënyrë. E kush mbyt veten e tij në këtë botë me ujë ose me litar, në atë botë do të ndëshkohet po në atë mënyrë.




Në momentin kur ndodh problemi, njeriu kujton se kjo botë bëhet e padurueshme, mirëpo, kur kalon një kohë pas kësaj ngjarjeje, njeriu arrin të kuptojë se ai problem që i ka ndodhur më parë, nuk ka qenë dhe aq i padurueshëm sa të vetëvritet. Çdo lloj problemi me kohë kalon dhe dhimbja e njeriut lehtësohet. Urtësia e durimit në momentin e fatkeqësisë është që njeriu pas një kohe të kuptojë se nuk ka qenë fundi i botës pse i ka ndodhur ai problem.

Ilaçi shërues për këtë sëmundje është bindja e drejtë fetare në raport me Krijuesin.

Besimtari nuk e lë veten të shtypet nën ndjenjën e pashpresë ndaj zgjidhjes së problemit ose të zgjedhë vetëvrasjen si zgjidhje të vetme të problemit.

Shumica e dijetarëve në lidhje me vetëvrasjen kanë rënë në një mendim se personi që vetëvritet, nuk del nga feja dhe atij gjithashtu i falet edhe namazi i xhenazes. Imam Ebu Hanife dhe imamët tjerë janë të mendimit se vetëvrasësit i falet xhenazja, por nuk i falet nga i pari i vendit, po mund t'i falet nga dikush tjetër prej besimtarëve.

Pra në mesin e myslimanëve vetëvrasja është mëkat i madh e veprim i ndaluar rreptësisht,

dhe konsiderohet një akt i shëmtuar e i urryer. Ndërkaq, ka vende ku vetëvrasja konsiderohet një akt i nderuar, i lavdëruar, një vepër për t'u krenuar, siç është p.sh. Japonia e ndonjë vend tjetër.

Japonezët besojnë që vetëvrasja është "një zgjidhje krenare e problemeve të pazgjidhura". Edhe pse disa vende e kultura e pranojnë vetëvrasjen, të shumtën e rasteve ajo konsiderohet si një akt i mjerë për dalje nga një situatë e vështirë…

Mbi një milion njerëz bëjnë vetëvrasje brenda një viti, kjo do të thotë se vetëvrasja në përmasa botërore zë vendin e dhjetë si shkaktar i vdekjes. Sipas Organizatës Botërore të Shëndetësisë, 40 % e vetëvrasjeve ndodhin në Japoni, Indi dhe Kinë. Ndërsa në Shtetet e Bashkuara të Amerikës shkalla e vetëvrasjes është rritur në dekadën e fundit, në veçanti ndërmjet viteve 1999-2005, në mesin e të bardhëve, të moshës 40-64 vjeç. Krahas problemeve të shumta, kjo dukuri shoqërore me përmasa shqetësuese, është e përhapur edhe në Shqipëri, si një vend në tranzicion. Po të kemi parasysh statistikat zyrtare të policisë, bëhet fjalë për rreth 200 vetëvrasje në vit, një numër që tejkalon numrin e krimeve të ndryshme. Po statistikat e policisë tregojnë po ashtu një rritje të numrit të rasteve të vetëvrasjeve dhe tentimvrasjeve edhe në Kosovë. Të dhënat e policisë së Kosovës thonë se gjatë vitit 2009 janë raportuar 60 raste vetëvrasjesh dhe 255 tentime të vetëvrasjeve. Në mesin e shoqërisë sonë shtrohet një pyetje shumë e madhe: Pse në të kaluarën e afërt në popullin tonë kishte shumë pak vetëvrasje?!!!, e tash, fatkeqësisht, trendi i vetëvrasjeve është në rritje.

Sot, kur kombi shqiptar merr frymë më lirshëm se para 20 vjetësh, si në Shqipëri e Kosovë, ashtu dhe në Maqedoni e në treva të tjera, kur është shumë më i arsimuar, kur gjendja ekonomike është më e mirë, - numri vetëvrasjeve është në rritje shumë të shpejtë. Kjo gjendje është alarmante, shqetësuese , ngase pas luftës për çdo javë në Kosovë kemi nga një të vetëvrarë, çka do të thotë se kjo shoqëri, këto institucione duhet të punojnë edhe më shumë në zvogëlimin apo parandalimin e këtij fenomeni. Mendoj se ilaçi-bari shërues për këtë sëmundje është bindja e drejtë fetare në raport me Krijuesin, bindja mbi përgjegjësinë që duhet të japim para Zotit, pra pajisja e bollshme me edukatë e moral të lartë fetar kishte për ta zvogëluar këtë dukuri në mesin e kombit tonë. Bazuar në këtë dukuri të shëmtuar dhe shumë dukuri të tjera negative, është më se e nevojshme që mësimet fetare të zbatohen në shkollat publike, në mënyrë që të rinjtë të pajisen drejtpërdrejt me njohuri fetare, të cilat do të ndikojnë që ata të largohen në masë të madhe nga dukuritë negative, sikurse edhe nga ky akt i shëmtuar e mizor për t'i shuar jetën vetvetes. Kurani, urdhëron që të gjithë njerëzit, madje të gjitha krijesat, duhet të trajtohen me mëshirë, madje duke krahasuar shuarjen e një jete me shuarjen e jetëve të njerëzve në përgjithësi. Allahu thotë: "Kush vret ndokënd që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit. Dhe nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e tërë njerëzve". (5:32)

Ditën e hënë, më 20 shtator të këtij viti po shkoja për Shqipëri. Në një prej gazetave tona të përditshme atë ditë lexova një artikull shumë shqetësues, shkruar nga një gazetar italian, i cili pasqyronte gjendjen në Shqipëri dhe fenomenin e hakmarrjes. Ai shkruante se brenda 20 vjetësh në Shqipëri vetëm për gjakmarrje janë vrarë mbi 20 mijë shqiptarë(!).

Ndaluam gjatë rrugës në një restorant në të hyrë të Tiranës për të drekuar. Në televizorin përballë, pas pak minutash, dëgjuam një lajm tmerrues: Babai vrau të birin. Pas pak minutash lajmin tjetër: I fejuari vret të fejuarën shtatzënë e më pas vret edhe veten... Dhe më tutje lajme të tjera: Në një aksident në rrugë vdiq një dhe u plagosën tre veta... Nga pakujdesia me energjinë elektrike, vdes një person... Brenda vetëm një ore – shtatë të vdekur! Me të arritur në Tiranë, lajmi tjetër: Ekzekutohet me breshëri plumbash një i ri në Durrës... Vërtet një gjendje alarmante, e cila troket në ndërgjegjen e çdo shqiptari.

Po numri i vëllavrasjeve dhe vetëvrasjeve edhe në Kosovë është alarmant, prandaj duhet bërë diçka për të ndryshuar këtë gjendje, për të parandaluar vëllavrasjet dhe vetëvrasjet dhe dukuri të tjera të shëmtuara në shoqërinë sonë. Nuk mund t'i ikim përgjegjësisë e të qëndrojmë spektatorë pasivë për gjithë këto që ndodhin në mesin tonë.

Kurani nuk përmend dënim më të rëndë për asnjë lloj krimi tjetër që kryhet qëllimisht, sesa për atë që vret ndonjë të pafajshëm. Allahu xh. sh. thotë:" Kush mbyt një besimtar qëllimisht, dënimi i tij është xhehenemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. Allahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur dënim të madh". (4: 91)

Islami është një fe që i është shpallur njerëzimit me qëllimin për t'i dhuruar një jetë paqësore, nëpërmjet së cilës të pasqyrohen në tokë mëshira dhe bamirësia e pafund e Zotit. Zoti i urdhëron të gjithë njerëzit për moralin islam, nëpërmjet të cilit mëshira, bamirësia, paqja dhe toleranca mund të bëhen pjesë e jetës në të gjithë botën. Në suren " Bekare" ajeti 208, Zoti u drejtohet besimtarëve si vijon: " O ju që besuat, hyni tërësisht ne Islam (paqe)! Mos ndiqni gjurmët e djallit! Ai është, pa dyshim, armiku juaj i hapur".

* Kumtesë e mbajtur në Mitrovicë, më 29.9. 2011, në tribunën e organizuar nga KBI në temën "Vetëvrasja dukuri shqetësuese në vendin tonë".



# Teoria dhe llojet e pasurisë (El-Mal)

**Dr. Islam Hasani**

**Hanefitë pasurinë e përkufizojnë si diçka që mund të posedohet dhe që përdoret tradicionalisht nga njerëzit dhe është e dëshiruar nga natyra njerëzore e ka mundësi të depozitohet dhe mund të përdoret kur të jetë nevoja.**

Pasuria luan një rol të rëndësishëm në jetën njerëzore. Gjithashtu është e renditur në mesin e pesë gjërave parësore që janë edhe objektiv i Sheriatit për t'i mbrojtur. Prandaj nuk është e mundur të determinohen përjetësisht kufijtë e pasurisë. Koncepti i pasurisë është në zgjerim të vazhdueshëm, në mënyrë që të përfshijë të gjitha format e pasurisë. Në kohën moderne koncepti i pasurisë është i zgjeruar edhe në pasurinë intelektuale, patente, të drejtën e autorit, informacione konfidenciale dhe sekrete të tregtisë. Ekzistojnë mendime të ndryshme në mes të dijetarëve dhe shkollave juridike rreth çështjes se cili është përkufizimi më i saktë se ç'është pasuria.[1]

**Përkufizimi i pasurisë**

Fjala mal (pasuri) dhe të tjera me këtë kuptim, janë përmendur shumë herë në Kur'an dhe në fjalët e Pejgamberit a.s., por ato nuk përcaktojnë në mënyrë specifike se ç'është kuptimi i saj. Çështja se në se konstituon fjala mal, është lënë në traditën dhe përdorimin e zakonshëm të popullit. Në aspektin gjuhësor, fjala mal përfshin të gjitha gjërat që mund të fitohen, posedohen dhe pronësohen. Pronësia mbi disa gjëra mund të bëhet vetëm atëherë kur ato janë fituar dhe poseduar. Gjuhësisht, gjërat që nuk janë në posedim ose që mund të mbahen, nuk duhet të konsiderohen pasuri, për shembull, ajri, nxehtësia e diellit, drita e diellit a e hënës. Njësoj me këto: dituria, shëndeti, nderi, inteligjenca etj., sipas kësaj rregulle, nuk duhet të konsiderohen pasuri, sepse nuk mund të posedohen dhe janë abstrakte. Shpezët në qiell, peshku në det, ose mineralet e pazbuluara në thellësi të tokës, - nuk konsiderohen pasuri derisa të posedohen dhe të mbahen në pronësi.

Edhe më tutje,– që të konsiderohet diçka pasuri, duhet të ketë mundësi shfrytëzimi të saj për të mirë në pajtueshmëri me rregullin e përgjithshëm të pranuar në traditë. Gjerat, siç janë, ngordhësirat, të kalburat dhe ushqimi i helmuar, prej të cilave nuk ka dobi, nuk janë pasuri. Njësoj me këto, kur diçka nuk arrin një vlerë të konsiderueshme, si p.sh. një pikë ujë, një kokërr grurë a oriz nuk konsiderohet pasuri, sepse prej tyre (nga ajo sasi) nuk mund të ketë ndonjë dobi. Nëse diçka është braktisur nga të gjithë, nuk mund të konsiderohet pasuri, mirëpo ndodh që diçka të braktiset nga dikush po jo nga të gjithë e ajo ende mund të konsiderohet pasuri përderisa të ketë një vlerë për atë që nuk e ka braktisur.

Për shembull, gazetat e përdorura, shishet e ndryshme, hekurinat etj. mund të braktisen nga disa, sepse atyre nuk u duhen më, por dikujt tjetër i duhen për riciklim apo ndonjë përdorim tjetër dhe ato gjëra mund të konsiderohen pasuri për ata njerëz që i posedojnë dhe i marrin në pronësi.[2]

Disa gjëra konsiderohen pasuri për jomyslimanët, por jo edhe për myslimanët, p.sh., alkooli dhe mishi i derrit. Përderisa nuk u lejohet myslimanëve t'i përdorin ato dhe nuk mund të nxjerrin ndonjë dobi prej tyre, ato nuk konsiderohen pasuri për ta. Duhet të jetë patjetër diçka dobia e së cilës është e lejuar në Islam. Me fjalë të tjera, duhet të jetë e dobishme sipas rregullave të Sheriatit.

**Dallimet e shkollave juridike në lidhje me përkufizimin e pasurisë**

Hanefitë pasurinë e përkufizojnë si diçka që mund të posedohet dhe që përdoret tradicionalisht nga njerëzit dhe është e dëshiruar nga natyra njerëzore e ka mundësi të depozitohet dhe mund të përdoret kur të jetë nevoja.

Sipas shkollave juridike Shafii, Maliki dhe Hanbeli, të cilat përbëjnë shumicën e shkollave juridike, pasuria përfshin çdo gjë që është e lejuar dhe ka një vlerë financiare, për shkatërrimin e së cilës personi bart përgjegjësi. Sipas tyre, vlera financiare përcakton nëse diçka është pasuri ose jo. Ata argumentojnë se, nëse një diçka e caktuar, një shërbim apo e drejta pronësore ka një vlerë financiare, duhet të konsiderohet pasuri. Ata pajtohen se njerëzit, nga natyra, anojnë që të kërkojnë t'i shkëmbejnë shërbimet me pasuri.

Përkufizimi që është bërë nga hanefitë, është marrë si përkufizimi më i pranuar: "pasuri është një gjë që në mënyrë të natyrshme është e dëshiruar nga njerëzit dhe mund të depozitohet për kohën kur të jetë e nevojshme, duke përfshirë pasuritë e luajtshme dhe të paluajtshme".

**Klasifikimi i pasurisë**

Diskutimi rreth pasurisë dhe klasifikimit të saj është i lidhur ngushtë me konceptin e kamatës. Për shembull, është e mundur që palët në ndonjë kontratë të përfshihen në kamatë kur të merren me mallra homogjene, nëse nuk u përmbahen rregullave të veçanta. Prandaj është shumë e nevojshme të studiohen klasifikimi i pasurisë dhe konsekuencat që ndërlidhen me kontrata të ndryshme.[3]

**I. Pasuri me vlerë dhe pa vlerë**

Pasuria me vlerë përfshin çdo gjë përdorimi i së cilës është i lejuar sipas Sheriatit, dhe gjërat që mund të posedohen e të ruhen. Pasuri pa vlerë është çdo gjë përdorimi i së cilës nuk është i lejuar dhe gjërat që nuk mund apo nuk lejohet të pronësohen. Këtu mund të radhiten, për shembull, mishi i derrit, alkooli, shpezët në qiell, peshku në det dhe mineralet derisa të jenë nën tokë.

Validiteti i kontratës varet nga fakti nëse lënda e kontratës është pasuri me vlerë apo pa vlerë. Çdo kontratë e përfunduar,që ka të bëjë me pasurinë që hyn në grupin e pasurisë pa vlerë,



konsiderohet e pavlefshme edhe nëse kontrata si kontratë përmban të gjitha kushtet. Kjo është për arsye se, nëse përdorimi i diçkaje është i ndaluar, edhe shitja edhe blerja e saj është e ndaluar. Shitja e shpendëve në qiell apo e peshkut në det nuk mund të bëhet për shkak të pasigurisë në kontratë rreth dorëzimit të mallit të shitur, prandaj çdo kontratë për këtë lloj pasurie është e pavlefshme.

Nuk ka kompensim për shkatërrimin e pasurisë që konsiderohet e pavlerë, nëse ajo është në posedim të myslimanëve. Sipas Ebu Hanifes, derri dhe alkooli konsiderohen pasuri për jomyslimanët, sepse ata janë të lirë të praktikojnë fenë e tyre dhe, nëse këto lejohen sipas fesë së tyre, atëherë kjo u lejohet, dhe nëse kjo lloj pasurie u dëmtohet nga dikush, ajo duhet t'u kompensohet.

### II. Pasuri e luajtshme dhe e paluajtshme

Pasuria e paluajtshme përfshin tokën dhe çdo gjë që është e ndërtuar përgjithmonë në të, siç janë ndërtesat, shtëpitë etj., kurse pasuri e luajtshme është ajo pasuri e cila mund të lëvizë prej një vendi në një tjetër, që mund të jenë - para, shtazë, libra, vetura, etj.. Ka opinione të ndryshme rreth disa llojeve të pasurisë, nëse ato duhen konsideruar pasuri të luajtshme apo të paluajtshme. Sipas Ebu Hanifes, pasuri e paluajtshme konsiderohen vetëm toka, kurse ndërtesat, drunjtë dhe çdo e mbjellë në tokë nuk është pasuri e paluajtshme po ato shkojnë së bashku me tokën. Pasuri të paluajtshme janë ato që mund të kalojnë prej një vendi në një tjetër pa marrë parasysh nëse ato ndërrojnë formën origjinale apo jo. Sipas Malikut, pasuri e paluajtshme nuk është vetëm toka por edhe ato që nuk mund të transferohen prej një vendi në një tjetër pa iu ndërruar forma e tyre origjinale, si për shembull, ndërtesat dhe drunjtë, nëse u ndërrohet vendi, mund të dëmtohen. Bazuar në këtë mendim, pasuritë e luajtshme mund të shndërrohen në pasuri të paluajtshme dhe anasjelltas. Për shembull, dyert, dritaret, gypat e ndryshëm apo kabllot bëhen pasuri të paluajtshme nëse janë të fiksuara në ndërtesa permanente. Në anën tjetër, nëse ndërtesa shkatërrohet, ato bëhen pasuri të luajtshme dhe njësoj me këtë janë edhe mineralet që, kur të nxirren nga toka apo bjeshkët, bëhen pasuri të luajtshme.

Një arsye pse është i rëndësishëm ky klasifikim, është situata në rast bankrotimi të kompanive apo personave të ndryshëm; në raste të tilla borxhet e personit të bankrotuar paguhen duke shitur së pari pasurinë e luajtshme dhe, nëse kjo nuk mjafton, atëherë gjykata urdhëron të shitet pasuria e paluajtshme për shlyerjen e borxheve. Një arsye tjetër për këtë klasifikim ka të bëjë me kujdestarinë për jetimet. Kujdestarit nuk i lejohet të shesë pasurinë e paluajtshme të të miturit që ka nën përkujdesjen e tij, përveç nëse ajo bëhet për t'i paguar borxhet e të miturit ose për gjëra esenciale të tij apo për ndonjë interes më të madh. Dhe për të gjitha këto, personi duhet të marrë leje nga gjykata për të shitur pasurinë e paluajtshme të jetimit.

### III. Të njëjtat e të ndryshmet apo homogjene dhe johomogjene

Pasuri të ngjashme apo homogjene u referohet gjërave të cilat, nëse shkatërrohen apo shfrytëzohen, mund të zëvendësohen nga një sasi e barabartë e të njëjtit lloj. Njësitë përbërëse të pasurisë homogjene kanë veti dhe dukje të njëjtë. Shembuj të kësaj kategorie janë: paratë, orizi, vaji, mielli, gruri, misri, etj.. Nëse pasuritë homogjene shiten me peshë duhet të paguhen me të njëjtën peshë a njësi matëse. Këto pasuri mund të shiten edhe me shkallën e kapacitetit - siç është litri, me njësi matëse - siç është metri, ose edhe nga numri - si p.sh. dhjetëra.

Pasuri të ndryshme a johomogjene janë ato pasuri me të cilat nuk gjenden në treg pasuri të ngjashme ose, edhe kur gjenden, ka dallime ndërmjet tyre. Këtu përfshihen të gjitha pasuritë që nuk mund të shiten a të këmbehen me peshë apo gjatësi, siç janë: toka, shtëpia, shtazët, veturat e përdorura etj..

### IV. Pasuri e përdorur dhe harxhuese

Pasuri e përdorur është pasuria që mbetet edhe pasi të jetë përdorur (për një kohë ose për një destinim), si për shembull: toka, vetura, rrobat, librat etj.. Nëse ndonjë pasuri mbijeton përdorimin e parë, ajo pasuri konsiderohet pasuri e përdorur. Përkundrazi, pasuria harxhuese nuk mbijeton përdorimin e parë dhe nuk mbetet (as vlen) më pas atij përdorimi. Për shembull, ushqimi, uji, karburantet e ndryshme, paraja, etj., konsiderohen pasuri harxhuese. Paraja konsiderohet pasuri harxhuese edhe pse nuk shkatërrohet kur të blihet diçka me të. Nëse një person blen një kompjuter, të njëjtat para nuk mund t'i përdorë për të blerë një kompjuter tjetër ose diçka tjetër. Pasuritë harxhuese janë të shumtën e rasteve pasuri homogjene dhe, kur të tregtohet me pasurisë të kësaj kategorie, duhen pasur parasysh rregullat që kanë të bëjnë me pasuritë homogjene, për të shmangur ndonjë transaksion, i cili bart kamatë.

Pasuritë harxhuse nuk mund të ofrojnë ndonjë përdorim të vazhdueshëm pasi që ato përdoren vetëm njëherë. Si rezultat, disa transaksione nuk aplikohen në pasuritë harxhuese, për shembull ushqimi dhe paraja, nuk mund të jepen me qira, sepse ato janë pasuri harxhuese, dhe po kështu veprohet edhe me prodhimet e kategorisë se njëjtë. Këto prodhime mund të jepen hua pa u kushtëzuar me ndonjë kusht, i cili kërkon shtim, sepse kjo bie në kategorinë e kamatës.

(1) Muhammad Yusuf Salim, A handbook on Fiqh for Economist, Kuala Lumpur: IIUM, 2005, f.23. (2) Ibid. (3) Razali Hj Nawawi, Islamic Law on Commercial Transactions, Kuala Lumpur: CT Publications, 1999, f. 21.




# KAMERUNI

Mr. Samir B. Ahmeti

Republika e Kamerunit si një shtet federal, bie afërsisht në mes të Afrikës Qendrore – Perëndimore, përkatësisht në Gjirin e Guineas. Emri i këtij shteti është i marrur nga gurët e çmuar. Kamerun don të thotë: Vendi i gurëve të çmuar. Kameruni është njëra nga republikat e Afrikës Qendrore – Perëndimore. Sipërfaqja totale e vendit afërsisht arrin deri në 475.440 $km^2$, prej saj 469.440 $km^2$ i takojnë zonës tokësore dhe 6 $km^2$ i takojnë zonës ujore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 4591 km. Republika e Kamerunit kufizohet me gjashtë shtete fqinje, nga veri-perëndimi kufizohet me Nigerinë, nga lindja me Çadin dhe me Afrikën e Mesme, nga jugu me Republikën e Kongos, me Gabonin dhe me Guinean Ekuatoriale, si dhe nga perëndimi me Oqeanin Atlantik. Terreni i Kamerunit në përgjithësi ka diversitet. Pra, në pjesën jug-perëndimore të vendit terreni është fushë bregdetare, zonat qendrore janë të mbuluara me pyje, regjionet perëndimore janë të përfshira me male, si dhe në ato veriore shtrihen fushat[2].

Pika më e ulët në Republikën e Kamerunit i takon territorit të nivelit të detit, gjegjësisht në brigjet bregdetare të Oqeanit Atlantik, kurse ajo më e larta bie në majet e malit Fako, e që arrin lartësinë deri në 4095 metra mbi nivelin e detit[3].

Bazuar në të dhënat e vitit 2007, Republika e Kamerunit gjithsej ka 45-së aeroporte, 11-të prej tyre janë të asfaltuara, kurse 34 të paasfaltuara. Për derisa Kameruni ka dalje në Oqeanin Atlantik, aty ka edhe dy porte të njohura, si porti Douala dhe porti Limboh[4].

Republika e Kamerunit ka një numër të konsiderueshëm të institucioneve të larta arsimore.

**Të dhëna statistikore[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Cameroon.
- Emri zyrtar: Republika e Kamerunit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 475,442 $km^2$.
- Numri i banorëve: 19.100.000 (korrik, 2009).
- Dendësia: 39.7 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja: Besime vendëse (animizmi) 40%, të krishterë 40% dhe muslimanë 20%.
- Kryeqyteti: Jaunde.
- Qytete tjera: Douala (llogaritet qyteti më i madh në vend), Xherva, Merva, Bamenda, etj.
- Grupet etnike: Kamerunasë nagdionasë 31%, bantu ekuatorianë 19%, kirdi 11%, fulani 10%, bantu jugperëndimorë 8%, nigerianë lindorë 7%, afrikanë të tjerë 13% dhe jo-afrikanë më pak se 1%.
- Gjuhët kryesore: Frënge dhe angleze (të dyja zyrtare), si dhe gjuhë të tjera të shumta vendëse.
- Njësia monetare: Franku i Afrikës së Mesme (1.00 XAF = 0.0015 EUR).
- Data e pavarësisë: 1 janar 1960 (nga Franca).
- Festë kombëtare: 20 maj 1972 (dita e Republikës).

Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti Perëndimor i Kamerunit, Universiteti Douala, Universiteti Jaunde dhe Universiteti Bamenda, etj[5].

JAUNDE: Si kryeqytet i Republikës së Kamerunit bie në jugun qendror të vendit, si dhe në lindje të ish kryeqytetit Douala. Jaunde është qyteti i dytë më i madh në vend pas qytetit Douala. Rezultatet e statistikave rreth numrit të banorëve të këtij qyteti përcaktojnë afërsisht 653.670 banorë, si dhe në aspektin e popullsisë është qyteti më i dendur në vend. Kryeqytetin Jaunde e themeluan gjermanët në vitin 1888, ndërsa në vitin 1922 u bë kryeqytet i zonës, e cila ka qenë e njohur si zona franceze, e që quhej Kameruni francez. Pastaj, Jaunde mbeti si kryeqytet edhe kur Kameruni francez në vitin 1960 u bë shtet i pavarur me emrin Kamerun.

**Historia e Kamerunit**

Që nga kohërat e lashta shumë fise afrikane i kishin banuar zonat e Kamerunit të sotëm, historia e të cilave daton qysh para erës sonë. Këto fise ishin vendosur në zonat malore veriore të vendit që në shekullin e V-të p.e.s., e të cilat flisnin një gjuhë që njihej me emrin banto. Po ashtu, fiset e lartpërmendura kishin lënë gjurmë të shumta antike dhe vegla guri, përmes të cilave nxirret edhe ekzistenca e këtyre fiseve. Zbulimi i parë i Kamerunit është bërë përmes eksploruesve portugezë, të cilët ishin evropianët e parë që arritën në zonat e Kamerunit. Pastaj, gjatë periudhës ndërmjet shekujve XV-të dhe XIX-të filluan mbërritjet e shumta evropiane në këto regjione, për të punuar në tregtinë e skllevërve, ku në mënyra barbare dhe mizore mirrej një numër i madh



afrikanësh, që të mbaheshin në skllavëri dhe më pas t'i bëjnë ata të punojnë në plantacione dhe miniera të pronarëve evropianë, qofshin ato në Evropë apo në Afrikë. Mandej, në shekullin e XIX-të filloi konflikti evropian, për të vendosur kontrollin mbi Kamerunin, e që prej atyre shteteve evropiane ishin Britania, Franca dhe Gjermania. Pas një marrëveshje me një numër vendesh, Kameruni hyri nën mbrojtjen e Gjermanisë, por kjo mbrojtje gjermane nuk zgjati shumë dhe Gjermania pas shpërthimit të Luftës së Parë Botërore humbi kontrollin e saj mbi Kamerunin. Pastaj, kontrolli mbi Kamerunin kaloi nga Gjermania tek Franca dhe Britania, e që këto dy të fundit punuan për të ndarë vendin mes tyre në vitin 1922. Mandej, më 1 janar të vitit 1960 Kameruni francez fitoi pavarësinë dhe u bë republikë e pavarur. Kurse, në zgjedhjet e shkurtit të viti 1961 popullit kamerunian të pjesës britanike i'u dha mundësia e zgjedhjes mes bashkimit të krahinës së tyre me republikën e re - Kamerunin, apo bashkimit me Nigerinë fqinje, ku populli i pjesës veriore i kësaj krahine vendosi t'i bashkohet Nigerisë, ndërsa populli i pjesës jugore të kësaj krahine vendosi t'i bashkohet republikës së Kamerunit. Pastaj, më 1 tetor u bashkuan veriu i Kamerunit me jugun e tij dhe kështu Kameruni u bë një shtet federal deri në maj të vitit 1972, ku u miratua kushtetuta e re dhe u bë bashkimi zyrtar i të dy pjesëve të Kamerunit[7].

**Historia e përhapjes së Islamit në Kamerun**

Feja Islame në zonat veriore të Kamerunit hyri në shekullin e XIV-të përmes muslimanëve të fiseve arabe dhe berbere, të cilat më parë jetonin në Çad, e më pas u vendosën në Kamerun. Pastaj, Feja Islame në Kamerun vazhdoi të depërtoj edhe përmes tregtisë dhe karavaneve tregtare, të cilat vinin nga veriu. Këta muslimanë, profesion të tyre kishin tregtinë dhe përgjatë ushtrimit të këtij profesioni në këto regjione, ata formuan komunitete muslimane. Vlenë të theksohet se, rreth përhapjes së Islamit në Kamerun ka kontribuar edhe një numër i madh i pedagogëve muslimanë. Feja Islame në vend vazhdoi të përparoj, deri sa pushtimi gjerman vendosi ndikimin e tij mbi Kamerunin në vitin 1302 h / 1884 m, me ç'rast filloi edhe shtrirja e misioneve krishtere në pjesën jugore të Kamerunit. Veçori e Islamit në Kamerun është se, procesi i përhapjes së tij ka vazhduar dhe ende vazhdon nëpër fise të zonave të ndryshme të vendit, siç ka funksionuar ky proces edhe pas luftës së dytë botërore. Thirrja islame ka depërtuar edhe në vendbanime malore në zonat perëndimore të vendit. Ashtu siç është përhap thirrja islame edhe tek fiset e jugut të vendit[8].

**Klima**

Në Kamerun mbizotron klimë tropikale. Në jug të vendit klima është me lagështi, kurse në veri është e thatë. Temperaturat në vend ndryshojnë varësisht sipas zonave gjeografike, ku në jug temperaturat arrijnë deri në 25 gradë celsiusë, ndërsa 21 gradë në zonat e larta malore, ndërkohë që rritet deri në 32 gradë në veri. Sezoni i thatësisë në Kamerun fillon në tetor dhe vazhdon deri në prill. Zonat më të mira për nga klima në Kamerun janë ato me fusha të larta, që gjenden në perëndim dhe në qendër të vendit[9].

**Gjendja ekonomike**

Ekonomia e Kamerunit konsiderohet prej ekonomive më të mira në Subsaharën Afrikane, e cila bazohet në mallrat elementare, duke u mbështetur në atë, që zonat e vendit gëzojnë burimet e naftës dhe kushtet e mira bujqësore. Megjithatë, Kameruni ende përballet me shumë probleme serioze, e që nuk ndryshojnë nga ato me të cilat përballen vendet e tjera në zhvillim, siç janë sistemi i ngadalshëm administrativ, mos harmonizimi i klimës së përgjithshme për biznes. Qeveria e vendit, që nga viti 1990 ka nisur shumë programe, të cilat kanë qenë të zhvilluara nga Fondi Monetar Ndërkombëtar dhe nga Banka Botërore, për të inkurajuar investimet e biznesit, për të rritur efikasitetin e bujqësisë, për të përmirësuar bujqësinë dhe për të përfituar nga bankat vendore. FMN vazhdon të bëjë presion mbi Kamerunin, në mënyrë që të zbatoj reforma të mëtejshme, duke përfshirë edhe promovimin e transparencës dhe përshpejtimin e privatizimit.

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f.106, 107. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atla i Botës Islame, f. 111. Logos-a, 2009, Shkup. ar.wikipedia.org (2) www.marefa.org. (3) www.muqatel.com (4) www.muqatel.com (5) http://en.wikipedia.org (6) Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f.398. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani. www.marefa.org. (7) http://old.moheet.com/. http://www.moqatel.com (8) Amine Ebu Haxher; f.396. (9) old.moheet.com

# Kremtimi i Fitër-Bajramit në vende të ndryshme

**Mr. Ejup Haziri**

**Në shtetet si Malajzia, Brunei, Indonezia e Singapori, festa e Bajramit njihet me emrin Hari Raya. Atje kremtimi i Fitër-Bajramit zgjat jo më pak se një muaj. Në Indonezi, për Fitër-Bajram u japin rrogë shtesë të gjithë punëtorëve. Në Malajzi dhe Brunei, festa e Fitër-Bajramit është festa më e rëndësishme në kalendar.**

Festat islame janë dy: Fitër-Bajrami, që vjen si një fllad pas kryerjes së njërës prej shtyllave të Islamit, që është agjërimi, dhe Kurban-Bajrami, që vjen si detyrim i një shtylle tjetër të Islamit, që është Haxhi.

Myslimanët festat e tyre i kremtojnë në përputhje me normat dhe kondidat e fesë islame. Dita e Bajramit është ditë unike për mbarë myslimanët kudo që jetojnë, pa marrë parasysh vendin, pozitën, gjuhën, racën dhe statusin e tyre, ashtu siç është unik edhe adhurimi i tyre.

Të veshur me rroba të reja, të zbukuruar, të pastruar e të parfumosur, ata mësyjnë shtëpitë e Zotit për kryerjen e namazit, e më pastaj, në mënyrën më madhështore, i urojnë njëri-tjetrit Bajramin, me fytyra të gëzuara e të shndritshme nga bukuria mahnitëse e festës së Bajramit.

Kremtimi i Bajramit është një çast i paharruar dhe moment i veçantë, që mbahet gjatë në kujtesën e njerëzve.

Po si kremtohet Fitër-Bajrami në vende të ndryshme të botës?

**Kremtimi në vendin tonë**

Në vendin tonë, një kremtim i tillë bëhet në mënyrën e formën më të mirë të mundshme. Para agimit, shumë njerëz mësyjnë xhamitë dhe vendet e faljes dhe aty falin namazin e sabahut, dëgjojnë ligjëratat që mbahen enkas për Bajram dhe pastaj falin edhe Bajramin. Pas faljes së namazit të Bajramit, ata i urojnë Bajramin njëri-tjetrit dhe shpërndahen nëpër shtëpitë e tyre, ku vazhdojnë t'i urojnë Bajramin njëri-tjetrit.

Pas një pushimi nëpër shtëpi, ata dalin e bëjnë bajram tek të afërmit e tyre. Kudo që të shkosh (gjatë kësaj feste), në cilëndo shtëpi që të hysh, të presin ëmbëlsira të ndryshme e të shijshme, shumica prej tyre tradicionale - si bakllava e tespishte, e kohët e fundit ndodh një gërshetim midis tradicionales dhe modernes, po, sidoqoftë,



bukuria dhe gëzimi janë të papërshkruara.

Familjarët u japin fëmijëve para dhe ata blejnë lodra të ndryshme e gjatë këtyre ditëve lozin njëri me tjetrin dhe përjetojnë një gëzim të madh, një gëzim që vërehet qartë në fytyrat e tyre të shndritshme.

Zakonisht përgjatë tri ditëve të Bajramit njerëzit tek ne shkëmbejnë vizita të ndryshme e të shumta sa kohë që vizitat përgjatë tërë vitit, pothuaj i kanë harruar....

Është bërë traditë që gjatë këtyre ditëve të mos harrohen njerëzit që kanë nevojë, dhe në forma e mënyra të ndryshme edhe të ndihmohen ata. Nuk mungojnë as vizita tek të sëmurët e tek të varfrit. Kështu myslimanët solidarizohen me njëri-tjetrin, krijojnë afërsi, zhdukin pengesat, thyejnë barrierat, ofrojnë dashuri, mirëkuptim e tolerancë ndaj njëri-tjetrit.

Në vendin tonë, dita e parë e Bajramit është festë zyrtare, ndonëse njerëzit vazhdojnë të shkëmbejnë vizita e të bëjnë bajram për së paku tri ditë, por ndodh edhe më shumë.

Gëzimi që përjetohet në ditët e Bajramit, mbetet përjetësisht në kujtesën tonë. Në këto ditë nuk vërehen gajle, probleme dhe as pikëllime; kur i shikon njerëzit, sheh se të gjithë i ka kapluar gëzimi dhe secili është më i gëzuar se tjetri. Kështu në kremtimin e Bajramit tek ne, tash e gjashtë shekuj, vazhdon të ruhet ana tradicionale dhe kënaqësia e gëzimi gjatë kësaj feste është në shkallën më të lartë.

**Bakllavaja dhe hijeshia në Turqi**

Në Turqi, tri ditët e Bajramit zyrtarisht janë ditë feste dhe shkollat e institucionet e ndryshme janë të mbyllura. Në ditën e parë, njerëzit zgjohen shumë herët, i zgjojnë familjet e tyre,




veshin rrobat më të bukura dhe nisen për xhami, e më pastaj shkëmbejnë vizita të ndryshme dhe shfaqin respekt të ndërsjellë. Për dallim nga vendet arabe, turqit zakonisht në ditën e parë të Bajramit vizitojnë edhe varrezat dhe bëjnë lutje për të vdekurit. Përveç kësaj, të vjetërve u puthin edhe duart, në shenjë respekti. Vizitat në këtë vend janë të shumta dhe ata përgatisin ëmbëlsira të ndryshme, që janë të njohura tashmë, si bakllavaja dhe ëmbëlsirat turke.

Vitet e fundit kanë filluar të organizohen edhe koncerte, që bëhen për njerëzit e varfër, sepse aty pjesëmarrësit lënë para dhe ato dedikohen për njerëz të varfër e nevojtarë.

**Dhuratat e dyqaneve në Arabinë Saudite**

Në Arabinë Saudite kremtimi i Bajramit është madhështor. Njerëzit atje dekorojnë shtëpitë e tyre dhe përgatisin ushqim për familjet, shokët dhe të afërmit e tyre. Në këtë vend të pasur, kryefamiljarët u blejnë dhurata të ndryshme fëmijëve të tyre, por u japin edhe para, që ata të blejnë çfarëdo që dëshirojnë. Një gjë që vërehet në Arabinë Saudite e që mungon ndoshta në vende të tjera, është kjo: Disa dyqane gjatë kësaj dite shpërndajnë çokollata dhe ëmbëlsira të vogla për konsumatorët, e disa prej tyre secilit blerës i japin nga një ëmbëlsirë.

Në vendet arabe kremtimi i Bajramit bëhet pothuaj njësoj; në shumë prej tyre (sikur është në Egjipt) festa është tri ditë dhe kjo është festë zyrtare, sepse nuk punojnë shkollat dhe as institucionet. Po në disa vende të tjera (si në Tunizi) kjo festë zyrtare është dy ditë. Sidoqoftë, në të gjitha vendet arabe, kremtimi është pothuajse i njëjtë dhe vërehet një gëzim i papërshkrueshëm.

**Shtëpitë e hapura në Azinë Juglindore**

Në shtetet si Malajzia, Brunei, Indonezia e Singapori, festa e Bajramit njihet me emrin Hari Raya. Atje kremtimi i Fitër-Bajramit zgjat jo më pak se një muaj. Në Indonezi, për Fitër-Bajram u japin rrogë shtesë të gjithë punëtorëve. Në Malajzi dhe Brunei, festa e Fitër-Bajramit është festa më e rëndësishme në kalendar. Kjo festë fillon në ditët e fundit të muajit Ramazan, kur njerëzit mësyjnë shitoret për të blerë rroba, këpucë, ëmbëlsira dhe shumë dekorime. Më pastaj ata dekorojnë shtëpitë e tyre; pothuaj në secilën shtëpi vihen dekorime me mbishkrimet 'MashaAllah', 'Bismilah', 'Hari Raya', e të ngjashme. Nëpër shtëpitë vënë gjithashtu drita me ngjyra të ndryshme.

Në Brunei, në ditën e parë të Bajramit, pjesëmarrësit nëpër xhami mbajnë kapela dhe rroba tradicionale, madje edhe fëmijët e vegjël bartin rroba dhe kapela tradicionale, rroba që ruhen me fanatizëm të madh. Ditën e parë ata e kalojnë me familjet e tyre, kurse ditët e tjera kanë trajtim tjetër. Në ditën e dytë e tutje, ata



fillojnë përgatitjet për traditën që mbretëron në këto vende - 'open house', hapin shtëpitë e tyre për mysafirët dhe vizitorët e ndryshëm. Shtëpitë e tyre qëndrojnë të hapura për një muaj dhe në to ka gjithherë ushqim, pije dhe ëmbëlsira të gatshme e të llojllojshme.

Kisha fatin që Fitër-Bajramin ta kremtoja pesë herë në Brunei. Vlen të theksohet se që në ditën e parë apo në ditët vijuese i merrnim ftesat për vizitë - se ku do të shkonim dhe, kjo vlen të përmendet enkas, sapo mbaronim vizitën tek familja e caktuar, na drejtonin tek fqinji i tyre, pastaj fqinji na dërgonte tek një fqinj tjetër, e kështu me radhë, prandaj vizitat bëheshin shtëpi për shtëpi, pa marrë parasysh se ne nuk njiheshim fare me ta. E rëndësishme ishte fjala Selamat Hari Raya-Me fat Bajrami.

Tek banorët e Bruneit, vizita nëpër shtëpitë e tyre konsiderohet nderim dhe krenari për ta. Kjo traditë e bukur, kjo njohje në mes vizitorëve dhe mikpritësve, kjo dashamirësi e madhe e tyre ia vlen të praktikohet edhe tek të tjerët, me qëllim që të tregohet solidariteti, afërsia, bujaria dhe madhështia e myslimanëve kudo që janë.

Një kësi kremtimi dhe një madhështi e tillë për Fitër-Bajramin, sikur në këto vende të Azisë Juglindore, nuk ekziston pothuajse në asnjë vend tjetër, sa kohë që Kurban-Bajrami në këto vende nuk ka edhe aq jehonë të madhe.

**Qëndrimi në Green Point në Afrikën e Jugut**

Në Cape Town të Afrikës së Jugut, mijëra myslimanë qëndrojnë në Green Point gjatë natës në ditën e fundit të muajit Ramazan, për të shikuar hënën që shënon fundin e një muaji të bekuar dhe fillimin e një feste madhështore, siç është Bajrami.

Në ditën e Bajramit, gëzimi përshkon zemrat dhe fytyrat e tyre. Ata i urojnë Bajramin njëri-tjetrit. Fëmijët marrin dhurata nga familjarët e tyre dhe gjatë ditëve të Bajramit blejnë lodra të ndryshme. Të rriturit shkëmbejnë vizita tek familjarët dhe të afërmit e tyre. Shumica e njerëzve në këtë vend veshin rroba të shndritshme të ndezura, që është edhe traditë e këtij populli.

**Sallat dhe parqet në ShBA**

Shumë prej myslimanëve në Shtetet e Bashkuara të Amerikës ceremoninë e Bajramit e kryejnë nëpër qendrat e tyre, në salla apo parqe. Në shumë prej vendeve, falja e namazit kryhet në orë të ndryshme, për shkak të vendeve të pakta të adhurimit dhe njerëzve të shumtë që marrin pjesë.

Si në vendet tjera, ashtu edhe në ShBA, njerëzit janë të gëzuar që kremtojnë festën e Bajramit, veshin rroba të reja, në varësi prej nacionaliteteve, disa dekorojnë edhe shtëpitë e tyre dhe gjatë ceremonisë së Bajramit, ata japin të holla për njerëz të varfër.

Në ShBA dita e Bajramit nuk është ditë pushimi, e nuk është as në Kanada e Angli, po, sidoqoftë, myslimanët e kremtojnë Bajramin në mënyra të ndryshme.

Kjo qe një pasqyrë e shkurtër e kremtimit në mënyra të ndryshme në disa vende të botës për Fitër-Bajramin. Bie në sy që ka ngjashmëri dhe unitet të madh pothuaj ngado në mes myslimanëve anekënd botës, veçse disa vende ruajnë disa tradita që dallojnë nga të tjerët, por të gjitha këto kremtimin e festës së Bajramit e bëjnë edhe më madhështor.



# Identiteti fetar Evropian

**Ejup Ramadani**

**Prej 19-23 shtator në Bruksel u mbajt një Konferencë studimore me titull "Roli i Komuniteteve fetare në veprimtari sociale"**

Në këtë takim të organizuar nga Divizioni i Komisionit evropian për zgjerim - drejtorati i përgjithshëm, nën projektin me titull "P2P (people to people (njerëzit për njerëzit)" merrnin pjesë përfaqësues nga e tërë Evropa jug-lindore, përfshirë edhe Turqinë.

Udhëheqës i projektit ishte z. Loic Defaye dhe tërë kjo ishte bërë në bashkëpunim të ngushtë me Zyrat ndërlidhëse të Komisionit evropian në vendet përkatëse.

Unë merrja pjesë si përfaqësues i BIK-ut së bashku me përfaqësuesit e tjerë nga Kosova: nga "Karitasi" - i Kishës katolike znj. Fortesa Frangu, nga Shoqata "Pjetër Bogdani" - z.Gjergj Gjidoda dhe z. Driton Krasniqi nga Kisha protestante.

Qëllimi i Konferencës ishte që Brukseli të jetë afër edhe në aspektin fetar, kur bëhet fjala për çuarjen përpara të proceseve në secilin vend, për përcjelljen e asistencës humanitare edhe te ata më të nevojshmit dhe për integrimin e shoqërisë evropiane në përgjithësi.

Në këtë Konferencë u ligjërua rreth esencës së themelimit të BE-së, e cila fillimisht kishte nisur me një asociacion të korporatave të thëngjillit të Anglisë dhe Francës duke u pasuar pastaj me një asociacion tjetër të çelikut në vitin 1956, për të marrë gradualisht këtë formë që e ka sot, me shumë nën-organizata dhe asociacione, të cilat në esencë kanë për qëllim ngritjen e cilësisë së jetës së qytetarit të Evropës dhe shmangien e barrierave për një integrim gjithëpërfshirës. Evropa që atëherë e la të hapur derën e zgjerimit dhe shkoi duke u zgjerua pareshtur deri në ditët e sotme.

I vetmi kusht i integrimit ishte që popujt e Evropës të uleshin dhe të caktonin kritere e standarde të cilat shtetet aspiruese duhej t'i plotësonin. Ashtu u veprua në vazhdimësi, ashtu veprohet edhe sot. Asnjë shtet nuk u mor në familjen e madhe evropiane për hatër apo duke ia rrahur krahët, sepse Komisioni evropian donte vepra dhe arritje.

Komponenti i fesë nuk ishte i pranishëm në fazat themelimit të strukturave të ndryshme evropiane, por ai trajtohej varësisht si e kërkonte koha dhe secili shtet e trajtonte këtë fenomen në mënyrë meritore.

Ishte hera e parë që një takim studiues dhe fakt mbledhës, me një përfshirje kaq të gjerë, po mbahej në Bruksel.

Në terminologjinë e Konferencës përkrah fjalës: kisha, tani po përdorej edhe besimi, si term më i gjerë dhe më gjithëpërfshirës. Shumë organizata tanimë nuk quhen kishtare por thjesht "faith-based" ose me orientim fetar. Kjo është një frymë e re nga Brukseli frymë të cilës duhet t'i gëzohemi edhe ne në Kosovë, prandaj duhet të jemi të përgatitur për t'iu adaptuar rrethanave të reja evropiane.

Ligjëruesja Znj.Yolanda Valassopoulu, zyrtare në Departamentin e zgjerimit pranë Komisionit evropian, foli për procedurat e anëtarësimit të shteteve në organizmat evropiane. Sipas saj ndonëse këto procedura marrin kohë aq sa marrin, megjithatë janë arritjet ato të cilat duhet të dëshmohen. Ajo mori shumë shembuj kur shtetet evropiane kanë kaluar vite e vite në përmbushje të tyre. Vendimi merret me konsensus, nga shtetet anëtare dhe asnjë lloj presioni nuk është i pranueshëm.

Ajo mori shembull Turqinë, e cila hapat e parë drejt Evropës i ka filluar në vitin 1963, ndërkohë që nuk la pa përmendur edhe Kosovën, e cila sipas




saj në një të ardhme të afërt do të jetë pjesë e kësaj Bashkësie, por ende ka një punë titanike para vetes që duhet bërë. Sipas saj, Kosova duhet ta rrisë ndjeshëm performancën menaxheriale dhe të udhëheqjes së institucioneve shtetërore.

Ligjëruesi Dr.Lucian Leustean nga Universiteti i Astonit-Bermingham, shumë qartë paraqiti qëndrimin e Evropës në raport me fetë dhe racat. Ai ndër të tjera theksoi se:

"Religjioni" ishte partner i vështirë në evoluimin politik te Bashkimit Evropian. Që nga deklarata e Shumanit (1950) e deri tek traktati i Mastrihtit (1992).Projekti evropian për të adresuar publikisht ekzistencën e fesë dështoi. Gjate kësaj periudhe, kontinenti evropian u karakterizua me rritjen e sekularizmit tek popujt e saj. Ajo e adaptoi paradigmën :"besoj në Zot por nuk i përkas asnjë feje"

Është mëse evidente që Evropa tani ka një qasje tjetër. Edhe vetë kjo konference është në funksion të këtij qëndrimi", tha Dr.Lucian Leustean.

Nga ana tjetër Mr. Henk Visser Menagjer i programeve, Njësia D3-Programet regjionale-Drejtorati i përgjithshëm për zgjerim i Komisionit Evropian, elaboroi me elegancë fondet ekzistuese dhe mënyrën e qasjes së tyre për përkrahje sferave të ndryshme të shoqërisë në vendet respektive të Evropës."Sa u përket fondeve të Komisionit evropian për Ne nuk ka dallim aplikuesi është i krishterë, mysliman, hebre apo edhe ateist; i zi apo i bardhë..., Neve na intereson nëse aplikacioni Juaj është bindës dhe në përputhje me standardet tona evropiane." –tha Visser.

Në ditën e tretë patëm një vizitë në ndërtesën e Parlamentit evropian. Ishte interesant se Salla e seancave të Parlamentit evropian ishte e ndarë sipas grupimeve dhe qëndrimeve e jo sipas asaj se nga cilat shtete vinin ata. Secili fliste në gjuhën e tij amtare. Janë gjithsej 27 gjuhë zyrtare dhe kjo ishte bërë thjesht që të respektohej identiteti kombëtar e etnik i secilit, pa përjashtim. Aty përkthehej madje edhe në gjuhën e vjetër kelte (geallik) të cilën e flet një përqindje shumë e vogël e irlandezëve.




Aty vërejta se tani edhe identiteti fetar po trajtohej njëjtë. Askush nuk ka nevojë të turpërohet pse i takon një besimi përderisa ai është paqësor dhe nuk pretendon asgjë të keqe ndaj besimeve tjera.

Ky fenomen paksa i ri në Evropë më bëri shumë përshtypje dhe më inkurajoi që edhe ne si mysliman autoktonë, punëtorë e përparimtarë, me tolerancë dhe korrektësi në raport me fetë tjera, duhet të gjejmë vend në këto qarqe të posa krijuara në Evropë.

Në një pasdite të Konferencës, grupi i Kosovës e kishte të paraparë të takohej në një drekë pune me z.Arnoud Pier Apriu zyrtar i lartë në Deskun për Kosovën, pranë Komisionit evropian.

Takimi ishte shumë i relaksuar dhe i hapur. Ç'është e vërteta unë personalisht po takohesha me z. Apriu për herë të tretë. Biseduam për shumë gjëra që i përkasin Kosovës e në veçanti për Ligjin mbi statusin e bashkësive fetare, që assesi të rrumbullakohet. Biseduam, për kërkesën e BIK-ut për ndërtimin e një xhamie reprezentative dhe moderne në Prishtinë, për lëndën e njohurive fetare në shkollat publike, si dhe për tema të tjera. Ajo me të cilën u pajtuam të gjithë ishte se gjërat duhet të shtrohen mirë dhe arsyeshëm, të debatohen, të diskutohen dhe të jenë gjithëpërfshirëse, duke mos lënë asnjë palë jashtë rrjedhave. S'do mend se gjëra të tilla madhore marrin kohë dhe mund, por me siguri ia vlen të angazhohemi të gjithë rreth tyre, në mënyre që të kemi zgjidhje të arsyeshme dhe afatgjate.

Evropa kurrë nuk ndalet së shqyrtuari nevojat dhe kërkesat e shoqërisë, atyre që me paratë e tyre kontribuojnë në ecjen përpara të proceseve, atyre që ia japin besimin një qeverie apo e ndëshkojnë një tjetër. Atyre që e thonë fjalën e tyre kur pyeten, pa ndikim apo presion. E jona është që të mos vajtojmë pse jemi aty ku jemi, por t'i përvjelim mëngët dhe të punojmë natë e ditë, të gjithë së bashku, qeveri dhe opozitë, institucione e shoqëri civile, komunitete fetare e kombëtare. Të gjithë për një qëllim të vetëm: të sigurojmë perspektivë për këtë vend dhe për rininë e këtij vendi, të cilit aq shumë i kemi borxh.

Mendoj se është koha që edhe ne të reformohemi, të jemi bashkëkohorë e konstruktiv në bindje, të jemi largpamës e të zgjuar në qasje të reja evro-atlantike. Evropa i bën vend të gjithë atyre qe punojnë zellshëm dhe pa iluzione.

Në fund të qëndrimit në Bruksel, rastisi të ishte e xhuma, dhe ne shfrytëzuam rastin që me disa kolegë nga Maqedonia dhe Shqipëria të vizitonim Qendrën Islame shqiptare të Brukselit, tek Imami Tasim Ramadani, dhe pas faljes së namazit të xhumasë, u ndalëm në një bisedë me bashkatdhetarët tanë që jetojnë e veprojnë në Bruksel, duke u përpjekur që të vazhdojmë frymën e bashkëpunimit me xhematet tona në diasporë, në mënyrë edhe më intensive.

# Islamofobët artificialë

**Dr. Fahrush Rexhepi**

Në shoqërinë tonë sot nga disa medie, politika, analistë e deputet si dhe nga disa intelektualë e "patriotë" po bëhet zhurmë dhe propagandë e padrejtë, e pabazë dhe e pakuptimtë kundër kërkesave të besimtarëve islamë, kundër prijësve fetarë dhe institucioneve të BIK-së. E gjithë kjo po bëhet për shkak të islamofobisë që këta propagandues kanë në zemrat e tyre.

Fushatën kundër Islamit po e bëjnë në emër të shtetit, në emër të tolerancës, në emër të integrimit dhe në emër të patriotizmit folklorik të pasluftës duke akuzuar BIK-në dhe shqiptarët myslimanë, se po përkrahin kërkesat ekstreme të grupeve dhe individëve ekstremistë. Këto akuza kundër krerëve të besimit islam po bëhen me qëllim të ushtrimit të presionit për të hequr dorë nga kërkesat legjitime të besimtarëve islamë të artikuluar kaherë në rrugë institucionale nga BIK, të mbështetura në të drejtat ligjore të të gjitha konventave ndërkombëtare.

Kur dëshirohet t'i shpallet luftë totale një komuniteti fetar, në këtë rast komunitetit fetar islam, atëherë propaganduesit antiislamë marrin si shembull njerëz e fqinjë të atij komuniteti me qëllim të kompremetimit të të gjithë besimtarëve të asaj feje dhe të vetë fesë së tyre. Për të argumentuar se nuk bën të paragjykohet në këtë mënyrë, sjellim këtë shembull:Nëse kemi një veturë te re të bukur dhe të gjitha pjesët e saj funksionojnë mirë, po e merr dhe e nget një shofer i keq, i cili posa del në rrugë bën aksident, atëherë kush e ka fajin?! Vetura apo drejtuesi i saj? Sigurisht që përgjigjja është e qartë:, fajin e ka drejtuesi dhe jo vetura.

Për t`i injoruar kërkesat legjitime dhe aspak ekstreme të BIK-së dhe për të komprimetuar fenë islame në Kosovë, sajuesit e kësaj propagande shpeshherë marrin shembull konfliktet politike për pushtet në disa vende arabe dhe myslimane, të cilat udhëhiqen nga pushtete laike dhe nuk kanë të bëjnë fare me normat dhe parimet e Islamit. Në shoqërinë tonë në Kosovë, për t'i shantazhuar myslimanët shqiptarë, për t'u hipur atyre në qafë dhe për të degraduar fenë islame, shpesh merren shembull individë me kompleks të vrazhdë në dukje dhe të pa pajisur me njohuri të bollshme islame, të cilët nuk njohin rrjedhat politike dhe fetare të vendit tonë dhe nuk përfaqësojnë myslimanët e Kosovës as fenë islame. Identifikimi i BIK-së dhe krahasimi i kërkesave të njëjta aksidentalisht, është i papranueshëm dhe paragjykues.

Në anën tjetër, feja islame dhe myslimanët, për shkak të kundërshtimit të pushteteve jomyslimane a për shkak të kundërshtimit të individëve joislamë, që veprojnë kundër tyre, Isami asnjëherë nuk lejon të akuzohen të gjithë pjesëtarët e komuniteteve joislame, dhe nuk lejon t'u shpallet luftë të gjithë atyre dhe fesë së tyre.

### Aplikimi i edukatës fetare në shkolla

Për sa u përket kërkesave të BIK-së dhe të besimtarëve shqiptarë islamë lidhur me inkuadrimin e lëndës fetare në shkollat tona, të cilat kohët e fundit kanë nxitur debate të nxehta dhe shpeshherë të ulëta, ne nuk na habit fakti i kundërshtimit të këtyre kërkesave, sepse është e drejtë e çdokujt që të pranojë ose jo një kërkesë a një iniciativë. Ndaj atyre që mendojnë

ndryshe, BIK nuk ka fare urrejtje dhe asnjë paragjykim. Por konstatimet e tyre janë shumë të pabaza dhe të pavërteta, me dije a pa dije, janë dezinformata manipuluese.

Prandaj neve na dhemb fakti që këta njerëz, pa të drejtë dhe pa argumente, dezinformojnë opinionin për kinse dëmin a përçarjen që mund të sjellë feja në shkolla, ose për imazhin e keq që mund të krijojë bartja e shamisë në shkollat publike.

Kundërshtarët e mësimit dhe edukimit fetar në shkolla bëhen se e kanë dert të madh se si do ta mësojnë fenë në shkollat tona nxënësit, nëse u përkasin besimeve të ndryshme fetare, pa dhënë shpjegime të mëtutjeshme dhe pa pasur asnjë përvojë në proceset arsimore. Me paragjykimet e tyre këta trillojnë dhe lancojnë teza të ndryshme se si do të rrezikohen uniteti dhe toleranca ndërfetare në rast aplikimi të lëndës fetare në shkollat tona. Ne jemi shumë të sigurt se të gjitha këto paragjykime, ndoshta edhe të qëllimshme, janë vetëm gënjeshtra dhe demagogji, sepse asgjë e keqe asgjë jashtë normales e as kurrfarë përparjesh nuk do të ndodhin nëse mësohet lënda fetare në shkollat tona publike. Përkundrazi ne besojmë se shoqëria jonë në radhë të parë ka nevojë për bashkëpunim dhe integrim të brendshëm e jo për ndarje e segregacion. Pra, nuk mund të integrohet një rini apo një shoqëri multikonfesionale përbrenda vetës së saj nëse asaj rinie që në moshë të re i thuhet se nuk duhet të mësohet feja në shkolla duke paragjyku dhe ndiku në psikologjinë e të rinjve nga distanca e jo nga dialogu dhe afërsia, për kinse rrezikshmërinë që paraqet feja në shoqërinë tonë. Çfar përgjigje e ulët dhe injorante ndaj kësaj kërkese është deklarata e një deputeti në parlamentin e Kosovës kur thotë: "Kush do me msu për fenë islame le të shkoj në xhami, e kush do me msu për fenë katolike le të shkoj në kishë". A nuk është ky një segregacion që donë t'i izoloj shqiptarët mysliman dhe ata katolik duke mos leju që ata të takohen bashkërisht në vende apo institucione tjera publike. A thua Kosova qenka pronë vetëm e këtij deputeti dhe ky u dashka t'u tregoj shqiptarëve kush ku e ka vendin?!

Integrimi, toleranca dhe respekti reciprok në Kosovë nuk kultivohet nga mostransparenca, nga mosnjohja dhe nga moskomunikimi ndërfetar sepse të gjithë e dimë dhe ky është realiteti që nuk mund të fshehet që shqiptarët i përkasin edhe islamit edhe krishterimit. Prandaj në një shoqëri multikulturore dhe multifetare, mësimi i fesë është mëse i nevojshëm, sepse mësimi thelbësor i fesë është besimi në Zotin, që është Krijues i çdo qenie. Pra, të gjithë njerëzit janë krijesa të Zotit dhe si të tillë janë të barabartë. Bindja e këtillë do të ndikojë që pjesëtarët e etniteteve dhe feve të ndryshme të njohin dhe të respektojnë veçoritë e njëri-tjetrit, në këtë mënyrë do të arrijmë të ndërtojmë një shoqëri multikulturore.

**Lënda fetare dhe konventat ndërkombëtare**

Për sa i përket integrimit në mekanizmat e BE-së, që synon shoqëria jonë, mendoj se futja e lëndës fetare në shkolla dhe roli i fesë në shoqërinë tonë do të ndikojnë pozitivisht në trendët integruese në segmentin konstitucional, në segmentin moral e shoqëror dhe në segmentin e politikës ndërkombëtare. Madje një nga komponentët e rëndësishme që kompleton standardet demokratike evropiane, është edhe liria dhe e drejta e mësimit të fesë në institucionet zyrtare arsimore, gjegjësisht në shkollat shtetërore.

Për të argumentuar këtë, në vazhdim do të nënvizojmë vetëm disa nene, të cilat garantojnë të drejtën e mësimit të fesë në konventat ndërkombëtare për të drejtat e njeriut.

Në rezolutën e OKB-së, 36/1955, në nenin 5, pika 2 të Konventës për luftën kundër diskriminimit në fushën e arsimit , thuhet se fëmija mund të marrë arsimim fetar në harmoni me dëshirën e prindërve, respektivisht me mundësinë për mosdetyrim për një gjë të tillë.

Në nenin 1, pika 1 të Deklaratës për eliminimin e të gjitha formave të intolerancës dhe të diskriminimit, që mbështeten në fenë ose bindjen, thuhet: "Çdo njeri ka të drejtën e lirisë së mendimit, të ndërgjegjes dhe të fesë… lirinë për të manifestuar fenë ose besimin… si në publik ashtu edhe privatisht, përmes kultit dhe kryerjes së riteve, praktikave dhe mësimdhënies".

Në nenin 2- E drejta në edukim, të protokollit No.1 të Konventës evropiane për Mbrojtjen e të drejtave dhe lirive themelore, thuhet: "Asnjë personi nuk do t'i mohohet e drejta e edukimit. Në ushtrimin e çfarëdo funksionesh që ai merr në lidhje me edukimin dhe me mësimin, shteti do të respektojë të drejtën e prindërve që të sigurojnë një edukim dhe mësim të tillë në përputhnje me bindjet e tyre fetare dhe filozofike". (Protokolli u miratua më 20 mars 1952).

Këto konventa, si dhe deklaratat tjera ndërkombëtare, nxjerrin në shesh të drejtat e njeriut lidhur me mësimin fetar në shkollat shtetërore, edhe pse shumë qytetarë nuk janë të njohur me të drejtat e tyre të garantuara. Mbështetur në këto konventa ndërkombëtare, gati në të gjitha vendet evropiane mësimi fetar është pjesë përbërëse e planprogrameve mësimore në shkollat e tyre.

Është interesante dhe e çuditshme se, kur u prezanton këto fakte disave që kanë qëndrim kundër aplikimit të lëndës fetare në shkolla, thonë se neve nuk na interesojnë vendet evropiane dhe as ato të Evropës Juglindore, edhe pse ata në opinionin shqiptar paraqiten si



"të përkujdesshmit" e integrimeve evropiane. Këta individ, të varur nga e kaluara e tyre ideologjike, shpeshherë do t'i dëgjosh tek thonë se Kosova është një rast sui generis në botë, çuditërisht pa dhënë shpjegime se në çfarë aspekti Kosova është rast i këtillë, sepse dikush mund të mendojë se Kosova qenka në ndonjë planet jashtëtokësor. Nëse mendojnë se Kosova është rast unik në botë për shkak të besimeve të përziera, atëherë ata tregojnë se nuk kanë fare njohuri për botën dhe nuk janë me hapin as të Perëndimit dhe as të Lindjes. Në botë sot ka përplot shtete e kombe me përkatësi të ndryshme fetare. Raste të tilla të shumta ka në Evropë, në ShBA, bile edhe në Botën arabe Islame. Në Evropë raste të tilla kemi në Zvicër, në Spanjë, në Gjermani, në Francë, në Itali, në Poloni e në shumë vende të tjera. Në Lindje kemi shembull: Libanin, ku arabët i përkasin edhe besimit islam edhe atij të krishterë, palestinezët arabë janë të përkatësisë islame dhe të krishterë dhe gjithherë gjatë historisë së tyre kanë luftuar së bashku për themelimin e shtetit të tyre. Në Irak ka arabë të krishterë që kanë kishat e tyre në qendër të Bagdadit. Bile edhe në vendet e Gjirit kemi raste të tilla, Kuvajti, që ka pak më tepër se një milion banorë dhe është vetëm një qytet-shtet, ka tri kisha.

Paradoksi tjetër është se, kur flitet për futjen e lëndës fetare në shkollat publike, kundërshtarët e kësaj kërkese gjithnjë rrëshqasin me akuza vetëm në adresë të myslimanëve dhe Islamit, duke injoruar faktin se kërkesa për lëndën fetare nuk nënkupton vetëm lëndën fetare islame. Edhe në këtë rast del në pah urrejtja ekstreme vetëm ndaj shqiptarëve myslimanë dhe kërkesave të tyre.

Kemi lexuar këtyre ditëve lloj-lloj fantazirash e shpikjesh rreth kësaj teme, që vështirë se mund t`i kujtoheshin dikujt. Kemi lexuar në shtypin tonë ditor se mësimi i lëndës fetare në shkolla është rrezik, sepse ka mundësi që pas dhjetë vjetësh të dali një ushtri kamikazësh. Problemi këtu qëndron se në gazetat tona, ose spekulohet ose shkruajnë njerëz totalisht të painformuar. Në asnjë vend në Botën Islame, po as në Botën Perëndimore (sepse edhe atje ka kamikazë), kamikazët, ekstremistët, terroristët nuk dalin nga shkollat publike të shtetit dhe askund në botë ata nuk përfaqësojnë shtetin e tyre dhe as fetë. Përkundrazi, ata ndiqen nga shteti, prandaj edhe opinionet e njerëzve që mendojnë mbrapsht, nuk mund t`i quajmë përveçse injorante.

Qëllimi i mësimit të Edukatës fetare është krejtësisht i kundërt nga ajo që propagandohet, sepse, po të ishte kështu, atëherë ky mësim do të realizohej në objekte të tjera dhe jo në institucione publike. Të rikujtojmë faktin se në Kosovë deri tash nuk ka ndodhur asnjë veprim i tillë i dhunshëm me motive fetare. Në Kosovën e pasluftës kemi pasur një prani të madhe ndërkombëtare, përfshirë këtu edhe forcat ushtarake të NATO-s, dhe asnjë veprim, as më i vogli, armiqësor nga myslimanët nuk ka ndodhur dhe asnjë pikë gjaku në këtë drejtim nuk është derdhur. Ndoshta janë veprimet e disa grupimeve apo partive politike në Kosovë – të kundërta me këtë.

Propagandën për ekzistimin e grupeve ekstreme islame në Kosovë, të parët e kanë shpikur qarqet e caktuara serbe në Beograd. Këtë e kanë bërë me qëllim të dëmtimit të imazhit politik të Kosovës dhe me qëllim të humbjes së përkrahjes ndërkombëtare nga ShBA dhe nga vendet e tjera perëndimore. Çuditërisht, tani këtë propagandë po e bëjnë vetë disa shqiptarë, të cilët, duke mos qenë të vetëdijshëm dhe nga verbëria politike, po çojnë ujë në mullirin e armiqve tanë. Nëse vetë shqiptarët insistojnë në shpikjen e grupeve ekstreme në Kosovë, atëherë cili do të ishte mendimi i aleatëve tanë ndërkombëtar përballë kësaj gjendjeje?

# Vjehrrat apo nuset, një rivalitet i përjetshëm

**Mr. Avdyl Rrahmani**

**Këshillojmë se, nëse nusja dëshiron të ketë jetë të lumtur dhe suksese në jetën bashkëshortore, atëherë ajo duhet ta respektojë vjehrrën, sepse, në qoftë se e respekton atë, ajo në të vërtetë ka respektuar burrin e saj.**

Nusja dhe vjehrra janë në rivalitet të përhershëm. Secila kërkon të krijojë sa më shumë pushtet e hapësirë, thënë ndryshe, të futet sa më shumë në hapësirën psikologjike të atij që synon, në këtë rast, të djalit, që synon vjehrra, dhe të burrit, që synon nusja.

Në këtë kuptim, rivaliteti për një territor të humbur, siç është rasti i vjehrrës, dhe për një territor të fituar, siç është rasti i nuses, nuk merr fund kollaj, madje asnjëherë.

Në raportet ndërpersonale ne jemi të prirur të marrim sa më shumë nga shoqëria dhe të japim sa më pak. Kjo është teoria e shkëmbimit të marrëdhënieve ndërpersonale. Ashtu si edhe në biznes, në përgjithësi secili përpiqet të fitojë shumë dhe të humbasë pak. Por, sidoqoftë, bëhet fjalë për një dhënie-marrje. Dhe si në çdo dhënie-marrje, ka një tendencë të natyrshme, një instinkt të vetëmbrojtjes, që shoqërohet me instinktin e agresivitetit. Qëllimi? Të mbijetohet me sukses.

Tek njeriu ekziston një agresivitet territorial. Bëhet fjalë për territorin ku ne kemi pushtetin tonë: mund të jetë, sipas rastit, shtëpia, familja, njeriu i dashur, tokat, pronat, kufiri i atdheut etj.. Në të gjitha nivelet, kemi një territor që shtrihet, zgjatet në hapësirë, ose ngushtohet. Në këtë territor përpiqemi të mos humbasim. Mundësisht, të zgjerohemi.

Ky është ai që quhet "agresiviteti territorial". Kuptohet që shoqëria i zbut këto lloj agresivitetesh dhe i riorienton, ose i konfiguron

në aspektin shoqëror, i fsheh disi, i bën të kamufluara, më pak të dukshme, i bën të nëndheshme. Megjithëkëtë, këto lloj shprehjesh të instinktit të trashëguara nga historia jonë njerëzore, janë brenda nesh. Kjo vepron edhe në raportin vjehërr-nuse.

E para nuk do të humbasë territorin që ka pasur, e dyta nuk do të humbasë territorin që ka fituar. Tek nëna funksionon dhe agresiviteti mëmësor (shfaqet tek çdo nënë) kur shikon se fëmija i saj orientohet ose i jepet dikujt tjetër.

Këtë "tjetrin" ajo gjithmonë e shikon si një rrezik të mundshëm. Në konceptin sociobiologjik, djali është veçse gjeni i saj i

trashëguar, që duhet të jetojë patjetër shumë gjatë dhe, për këtë arsye, duhet mbrojtur. Natyrisht ky është një lloj rivaliteti dhe agresiviteti i natyrshëm dhe i përjetshëm, por ama nuk do të thotë që shfaqet në çdo çast.

**Humbja e vetëdijes, sjellje joshoqërore**

Shoqëria ka vepruar tashmë në vetëdijen e individit, ka vepruar tek njeriu dhe ka krijuar një sferë tjetër. Kjo sferë është e planifikuar, e kontrolluar dhe orientohet nga nevojat dhe pritshmërisë e të tjerëve, pra të shoqërisë.

Kjo është Vetëdija (në shumë raste vetëdija na pengon të tregohemi rivalë e agresivë dhe përpiqemi të arsyetojmë për të dhënë diçka më shumë, që të mos i humbasim të gjitha). Në këtë rast kemi vjehrra tolerante. Ose, japim diçka që ta marrim më vonë më shumë. Dhe kjo është nusja largpamëse. Në të dyja këto raste, vetëdija është ajo që na bën të kemi sukses në shoqëri, por në momentin që humbasim vetëdijen, ne bëhemi agresivë, ne rivalizojmë, ne shfaqemi jonjerëzorë dhe joshoqërorë.



Megjithatë, njeriu shfaqet në të dyja individualitetet (dhe të nuses dhe të vjehrrës, në këtë rast). Mendoj që, pavarësisht se në pamjen e parë në disa raste ato janë miqësore, bashkëpunojnë dhe tregohen tolerante, - në vetvete secila prej tyre dëshiron të investojë sa më shumë tek djali ose tek burri dhe të tërheqë sa më shumë vëmendjen e tij, ta bëjë atë sa më shumë për vete. Pra, ajo dëshiron ta ketë të vetin.

Ka dhe një aspekt tjetër rivaliteti vjehërr-nuse: ky është aspekti kulturor, që lidhet me faktin se burri ose mashkulli mendohet se është autoriteti i familjes, personaliteti i saj, fytyra e familjes; ai kontrollon gjithë pushtetin e familjes, të sotmen dhe të ardhmen e saj. Prandaj, kush ka në dorë burrin, ka në dorë autoritetin, pushtetin e tij, ka në dorë gjithë familjen. Në këtë aspekt, gruaja dhe vjehrra janë rivale të natyrshme. Në të vërtetë, në aspektin njerëzor "kanë të drejtë" të rivalizojnë njëra-tjetrën.

**Aty ku ka vjehrra, ato kërkojnë të jenë zot shtëpie**

Kjo ndodh gati në të gjitha shtëpitë. Gratë që nuk janë bërë ende vjehrra, nuk ndiejnë ndonjë detyrim që duhet t'i presë në të ardhmen.

Ka gra të cilat punojnë në punë jashtë shtëpisë dhe as që u shkon mendja se një ditë do të plaken e do të bëhen vjehrra. Kjo vlen vetëm për ato gra të cilat kanë fëmijë, qofshin djem apo vajza, sepse edhe ato që kanë vajza, një ditë do të kenë dhëndurë, domethënë që ato do të bëhen vjehrra.

Mos u çudit nga ky shkrim këtu, sepse vërtetë ajo që më shtyu të shkruaj në këtë temë, është se ka shumë probleme që shkaktojnë çrregullime të mëdha në familje, e shkak i këtyre problemeve janë pikërisht marrëdhëniet e këqija që kanë vjehrra me renë e saj. Këto probleme rrjedhin nga asgjëja ose, thënë më mirë, rrjedhin nga mosrespektimi i resë për vjehrrën apo i vjehrrës për renë. Për shembull, po qe se djali dëshiron t'i vizitojë të afërmit e tij dhe merr udhë me nënën dhe nusen e tij, lind problemi se cila prej tyre duhet të ulet në ulësen e parë të automjetit, vjehrra apo reja?

Reja mendon se ajo ka përparësi të ulet afër burrit të saj dhe vjehrra (nëna e burrit) duhet të ulet mbrapa.

Mendoj se nuk është fare e udhës që nusja të mendojë kështu dhe se do të ishte jo e logjikshme që djali ta ulë nënën e tij në ulësen mbrapa, pra atë që e rriti dhe i dha edukimin më të mirë, e nusja të zërë vend në ulësen e parë të veturës.

Rejat që mendojnë kështu, nuk kanë aspak edukatë, sepse ky lloj të menduari nuk sjell kurrfarë dobie as për renë dhe as për burrin, po përkundrazi, sjell vetëm dëm dhe çrregullim në marrëdhëniet bashkëshortore dhe se dashuria e respekti që ka burri ndaj nuses së tij, vjen duke u zbehur mu për shkak të sjelljeve të këqija të nuses me vjehrrën.

Prandaj, këshillojmë se, nëse nusja dëshiron të ketë jetë të lumtur dhe suksese në jetën bashkëshortore, atëherë ajo duhet ta respektojë vjehrrën, sepse, në qoftë se e respekton atë, ajo në të vërtetë ka respektuar burrin e saj.

Përpiqu t'i thuash asaj (vjehrrës) fjalë të mira e të buta dhe ofroj gjithherë mundësinë që në ndenjje e vizita të hyjë e të dalë para teje, të paktën ajo meriton një respekt të tillë, sepse ajo edukoi dhe rriti djalin të cilin ti e do shumë, dhe mendo edhe më larg kohën kur edhe ti do të bëhesh një ditë vjehërr dhe reja jote do të mund të sillet mu ashtu sikur sillesh ti me vjehrrën tënde.

### INTERVISTË ME DR. ABDULVEHAB EN-NEDEVIJ, MYFTIUN E KORESË SË JUGUT

# Me myslimanët e Koresë së Jugut

**Ndërsa lidhjet e Koresë së Jugut me botën islame janë ripërtërirë përmes forcave ushtarake turke të cilat ishin në kuadër të forcave të Kombeve të Bashkuara gjatë luftës koreane të vitit 1950, ku forcat turke kishin ngritur një xhami brenda kampit ushtarak në vitin 1956 për kryerjen e riteve fetare islame ... dhe në atë kohë shumë koreano-jugorë kishin pranuar fenë islame, ndërsa në vitin 1963 është themeluar Bashkësia Islame e Koresë**

Koreja e Jugut shtrihet në lindje të kontinentit të Azisë, atë e kufizojnë; nga lindja Deti Japonez, nga perëndimi Deti i Verdhë, nga jugu Ngushtica e Koresë, ndërsa nga veriu kufizohet me Korenë e Veriut. Sipërfaqja e saj është: 298.480 km. Numri i banorëve është: 49.044.790. Ndërsa kryeqyteti i saj është Seuli.

Historia e Koresë së Jugut sinjalizon se feja islame ka arritur në këto toka – ashtu siç ka arritur edhe në shtetet fqinje – përmes rrugëve tregtare. Ndërsa lidhjet e saja me botën islame janë ripërtërirë përmes forcave ushtarake turke të cilat ishin në kuadër të forcave të Kombeve të Bashkuara gjatë luftës koreane të vitit 1950, ku forcat turke kishin ngritur një xhami brenda kampit ushtarak në vitin 1956 për kryerjen e riteve fetare islame.. dhe në atë kohë shumë koreano-jugorë kishin pranuar fenë islame, ndërsa në vitin 1963 është themeluar Bashkësia Islame e Koresë. Andaj, me qëllim të njohjes më për së afërmi me gjendjen e vëllezërve tanë mysliman në Korenë e Jugut ua bartim këtë intervistë me dr. Abdulvehab En-Nedevij, myftiun e Koresë së Jugut.

*Kur ka arritur feja Islame në Korenë e Jugut? Dhe kush ka qëndruar pas kësaj?*

Pranimi i parë i fesë islame nga ana e një banori të Koresë së Jugut ka qenë përmes misionit ushtarak turk, mision i cili ka arritur në Korenë e Jugut në kuadër të forcave të Kombeve të Bashkuara ditën e 17 tetorit të vitit 1950. Duke pasur parasysh se Turqia është një shtet islam, për këtë arsye edhe sistemi i saj ushtarak përkujdeset që të dërgoj imamë dhe ligjërues së bashku me ushtrinë e saj, dhe kudo që vendosen forcat ushtarake turke ato përkujdesen që në atë vendqëndrim të ngritin një tendë për faljen e namazit ... ajo tendë e ngritur nga lecka është një xhami nga e cila buron drita e udhëzimit hyjnor, dhe dëshira e Zotit ishte që atë tendë, të cilën ushtarët turq e kishin shndërruar në xhami, ta vizitonin disa koreano-jugorë me qëllim që të njihen me mësimet e fesë islame. Me këtë rast imami i xhamisë mulla Zubejr Kush, Zoti e mëshiroftë, i priti mysafirët koreano-jugorë dhe ua shpjegoi atyre disa gjëra që kanë të bëjnë me fenë islame dhe si rezultat i kësaj fenë islame e pranuan: Omer Kim Xhin Kju, Muhamed Jun Du Jung dhe Sabri Sju, Zoti i mëshiroftë që të gjithë, kjo kishte ndodhur në vitin 1953 ... dhe imami i parë me origjinë koreane u bë Muhamed Jun me të cilin jam takuar në vitin 1984 atëherë kur isha drejtor i sektorit të daves-thirrjes islame i cili më pastaj u sëmur dhe vdiq dhe të cilin e kam pastruar ia kam falur namazin e xhenazes dhe e kam varrosur vetë. Një kontribut dhe mbështetje të veçantë për myslimanët koreano-jugorë e ka dhënë edhe ish-kryeministri i Malejzisë Tenku Abdurrahman, i cili gjatë një vizite të shkurtër në këtë vend e kishte falur namazin së bashku me ta dhe ua kishte dhuruar një shumë të hollash me qëllim të ndërtimit të një xhamie dhe themelimit të një organizate islame në kryeqytetin Seul, kjo kishte ndodhur në vitin 1965. Ndërsa nga shteti i Pakistanit kishin ardhur disa delegacione zyrtare të mjekëve me ndërmjetësimin e Kombeve të Bashkuara, gjë që kontribuoi dhe shërbeu në përforcimin e besimit te koreano-jugorët, ata gjithashtu grumbulluan nga qarqe të ndryshme

disa mjete materiale me qëllim të ndërtimit të një xhamie dhe themeluan një organizatë islame në vitin 1965, mirëpo kjo organizatë nuk pati sukses. Një grup i myslimanëve koreano-jugorë vazhduan përpjekjet e tyre dhe si rezultat i këtyre përpjekjeve ata formuan një delegacion me qëllim të grumbullimit të mjeteve materiale nga shtetet islame, ky delegacion udhëtoi në shtetet e Gjirit dhe grumbulluan një sasi të konsiderueshme të të hollave të cilat ishin të mjaftueshme për ndërtimin e një xhamie të madhe në Seul në një vend të cilin ua kishte dhuruar qeveria e Koresë, dhe kështu kjo xhami u hap në mënyrë solemne në vitin 1976. Pra, në këtë mënyrë u përhap islami në lindjen e largët dhe u themeluan bazat e tij. Më pastaj vazhdoi ndërtimi i xhamive në qytetet e mëdha, njëra prej tyre është xhamia të cilën e ndërtoi dr. Felah nga Libia, me mjetet e tij personale, në qytetin Busan në vitin 1980. Ndërsa në vitin 1982 Muhamed Nasir El-Hamdan- atëherë nënsekretar i Ministrisë së Vakëfeve në Kuvajt- dha një garanci për ndërtimin e një xhamie në rajonin "Kvanxho" afër kryeqytetit Seul. Kurse në vitin 1985 haxhi Abdulatif Sherifi-një biznesmen egjiptian- më dhuroi një shumë të hollash të cilat mjaftonin për ndërtimin e një xhamie dhe më kushtëzoi që mos t'ia përmendi emrin e tij askujt dhe më tha: "Konsideroje këtë shumë të të hollave nga pasuria jote dhe ajo është e jotja", mirëpo unë nuk pranova një gjë të tillë dhe tërë atë shumë parash ua dorëzova myslimanëve të Koresë për ta ndërtuar një xhami, dhe me ndihmën e Zoti ajo xhami u ndërtua dhe u emërua me emrin: "Qendra Islam dhe Xhami e Ebu Bekër Siddikut" dhe ajo xhami konsiderohet si njëra ndër më aktivet në fushën e thirrjes islame.

*Duke pasur parasysh se ju jeni një thirrës në shoqërinë koreano-jugore që nga viti 1984 dhe tani Myfti i myslimanëve në këtë vend, si e shihni pjesëmarrjen apo qasjen e popullit koreano-jugorë për ta pranuar fenë islame?*

Koreano-jugorët kanë shumë besime, p.sh. Budizmi, Konfuqjonizmi, disa besojnë në ekzistimin e zotave të mirës dhe të keqes (Elkjushin) ... ndërsa shumica e koreano-jugorëve nuk besojnë në Zot apo në fe, e disa prej tyre ndjejnë mangësi në personalitetin e tyre andaj pretendojnë se i takojnë ndonjë feje ... për këtë arsye është shumë e lehtë për një koreano-jugor që ta pranojë ftesën e ndonjë feje nëse ai ka interes në te. Ne e kemi për obligim të ua sqarojmë atyre realitetin e kësaj feje dhe të Krijuesit fuqiplotë përmes ligjëratave të ndryshme ku bëjmë shpjegimin e cilësive të Krijuesit fuqiplotë dhe mirësive të cilat na i ka dhuruar Ai në këtë botë, gjithashtu sqarojmë çështjet e besimit-akides për të cilat çështje janë dërguar pejgamberët e Zotit, dhe në përgjithësi mirësitë e kësaj feje ... në disa raste organizojmë tubime të ndryshme ku i ftojmë edhe myslimanët



edhe jomyslimanët me qëllimit të krijimit të lidhjeve të mira me shtresat e ndryshme të shoqërisë dhe të njoftimit njëri me tjetrin. Gjatë një viti fenë Islame e pranojnë një numër i konsiderueshëm koreano-jugorë –burra dhe gra- nga shtresa të ndryshme shoqërore, me bindje të thellë në përshtatshmërinë e çështjeve të besimit dhe çështjeve praktike siç janë namazi, zeqati, agjërimi dhe haxhi.

*Sa është numri i xhamive dhe qendrave islame në Korenë e Jugut? Dhe ku përqendrohen më shumë myslimanët?*

Ekzistojnë gjashtë xhami të mëdha në qytete të ndryshme, siç është kryeqyteti Seul, qyteti "Busan" ku edhe ekziston porti më i madh në vend, qyteti "Kvanxho" afër kryeqytetit dhe qyteti "Injanxh" i cili gjithashtu është afër kryeqytetit dhe në të cilin ekzistojnë disa qendra islame të vogla dhe disa mesxhide të cilat i kanë ndërtuar myslimanët jo korean, tregtarët, punëtorët dhe të shpërngulurit nga shtetet fqinje të Koresë së Jugut, siç janë: Bangladeshi, Pakistani, Indonezia, India dhe Malajzia.
Në shtetin e Koresë ekzistojnë më shumë se shtatëdhjetë mesxhide të shpërndara në tërë



vendin në të cilat falen pesë kohët e namazit, namazi i xhumasë, namazi i bajrameve dhe në to zhvillohet mësimi i leximit të Kur'anit, këto vende ne i vizitojmë në mënyrë sistematike.

*Si e keni tejkaluar problemin e gjuhës? Gjithashtu si kuptoheni me popullin koreano-jugorë në rast kur dëshironi t'i njoftoni ata me fenë Islame?*

Në fillim të kësaj çështje kam qenë në kontakt me disa koreano-jugorë të cilët e flisnin gjuhën arabe, siç ishin farmacisti Kameruddin (Mun Si Xhu), dhe Sulejmani (Ij Hinxh Nij) me të cilët e formuam një grup të përbërë nga ne tre. Sulejmani mirrej me organizimin-aranzhimin e takimeve, detyra ime ishte thirrja e tyre dhe biseda me ata rreth çështjeve të kësaj feje, ndërsa Kameruddini kishte për detyrë përkthimin. Më pastaj me ndihmen e Zotit arrita ta mësoj gjuhën koreane dhe tani nuk lë asnjë mundësi për ta shfrytëzuar me qëllim të mësimit të fjalëve të reja e në veçanti fjalorit fetar i cili ka të bëjë me fushëveprimin tim. Kam botuar disa libra të cilat flasin rreth çështjeve të besimit-akides islame, gjithashtu kam ngritur disa tema për të cilat ka nevojë një mysliman i ri dhe një jomysliman për ta kuptuar fenë islame, me një metodë e cila përshtatet me mentalitetin korean, numri i këtyre librave arrin në njëzetë sosh që të gjitha janë në gjuhën koreane.

*A shprehin interesimin myslimanët me origjinë koreano-jugore për mësimin e gjuhës arabe me qëllim të leximit dhe kuptimit të Kur'anit, apo ndoshta shumica e tyre mjaftojnë me njohuritë të cilat i marrin nga librat e përkthyer? Gjithashtu a ekzistojnë libra islame në gjuhën koreane?*

Shumë koreano-jugorë kërkojnë nga unë që t'ua mësoj gjuhën arabe, edhe prej atyre që nuk e kanë pranuar fenë islame. Sepse ekziston një komunitet i madh koreano-jugorë në vendet arabe të cilët kanë shkuar përmes kompanive të ndryshme jugokoreane të cilat veprojnë në shtetet e Gjirit, në Irak dhe në Libi gjë e cila i shtyn ata që ta mësojnë gjuhën arabe. Ndërsa ne –brenda mundësive tona – angazhohemi që të organizojmë kurse nëpër qendrat islame për mësimin e gjuhës arabe; me qëllim të hapjes së derës së miqësisë mes popullit të Koresë së Jugut dhe botës arabe, dhe me qëllim të përhapjes së kulturës islame. Duke parë këtë nevojë unë kam botuar një libër të veçantë për mësimin e gjuhës arabe për fillestarët, libër e cila është përhapur me të madhe në mesin e koreano-jugorëve, dhe një numër i konsiderueshëm i koreanëve, myslimanë dhe jo myslimanë, e kanë mësuar gjuhën arabe prej këtij libri. Gjithashtu ekzistojnë edhe libra të përkthyera nga gjuha angleze të cilat sqarojnë parimet e fesë Islame.

*A ekzistojnë ndihma nga bota arabe dhe ajo islame për xhamitë dhe qendrat islame këtu në Korenë e Jugut?*

Mbretëria e Arabisë Saudite, shteti i Kuvajtit dhe disa shtete tjera të Gjirit ofrojnë ndihma vetëm për xhaminë e madhe në kryeqytetin Seul, ndërsa xhamitë tjera nuk arrijnë t'i kenë këto ndihma, por, furnizimi apo mirëmbajtja e tyre bëhet përmes kontributeve të komunitetit mysliman të atij qyteti ku ekziston xhamia.

*Cilat janë shërbimet kryesore të cilat ua paraqitni myslimanëve të Koresë pas pranimit të fesë Islame nga ana e tyre?*

Ekzistojnë shërbime të shumta, në mesin e tyre janë: organizimi i kurseve edukative dhe arsimore me qëllim të shpjegimit të çështjeve që kanë të bëjnë me besimin islam, pastaj organizimi i kurseve të gjuhës arabe në mënyrë që myslimanët e rinj të kenë mundësi që ta lexojnë Kur'anin në namaz ... me këtë rast dua të theksoj se kur një koreano-jugor e pranon fenë islame neve ia caktojmë atij një program edukativ së paku dymujor me qëllim që ai t'i mësoje rregullat e pastërtisë, të namazit dhe rregulla të tjera që kanë të bëjnë me fenë islame.

Marr nga: www.islamweb.net 14/12/2010, intervistoi: Isra Beder
Përktheu nga gjuha arabe: Vedat Shabani





## MYFTIU I KOSOVËS, MR. NAIM TËRNAVA, U PRIT NGA KREU I GJILANIT, QEMAJL MUSTAFA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef.Tërnava, qëndroi për vizitë në Gjilan, ku u prit nga kryetari i komunës, z.Qemajl Mustafa, me të cilin bashkëbiseduan për bashkëpunimin në mes dy institucioneve. Myftiu Tërnava, pasi falënderoi kryetarin Mustafa për bashkëpunimin e vazhdueshëm me BIK-në për konsideratën që ka ndaj kërkesave që i drejtohen komunës nga ky institucion dhe nga qytetarët e besimtarët në përgjithësi, në raport me krijimin e infrastrukturës së mjaftueshme fetare, që besimtarët të kenë mundësi t'i kryejnë ritet e tyre fetare dhe praktike pa asnjë lloj pengesë, këtu në Gjilan. "Biseduam për klimën e bashkëpunimit që kemi pasur, që kemi dhe që do ta kemi edhe në të ardhmen, duke krijuar një klimë të përbashkët bashkëjetese të të gjitha besimeve në Kosovë dhe duke respektuar besimin e njëri-tjetrit e duke dhënë kontribut që në Kosovë të mbizotërojnë paqja, harmonia dhe mirëqenia e përgjithshme. BIK ka dhënë kontribut, e do të japë edhe në të ardhmen, që të jemi një hallkë e fortë në mes BIK dhe komunave e shtetit. Ne do të jemi një zë i fortë që do t'i bëjmë thirrje ndërgjegjes së secilit për një paqe, harmoni e solidaritet" - tha Myftiu Tërnava. Myftiu theksoi më tutje se është brengosës fakti i dukurive negative në shoqërinë tonë, si përdorimi i substancave narkotike, vëllavrasja e vetëvrasja dhe dukuri të tjera, për luftimin e të cilave mund të japim një kontribut më të madh bashkërisht. "Po ashtu, - tha ai, - është shumë i rëndë edhe akti i vrasjes së Drejtorit të Djertorisë Arsimore të Prishtinës. Ai është një akt i cili vërtet meriton të gjykohet nga të gjitha instancat e shtetit dhe nga të gjithë qytetarët në Kosovë, në mënyrë që ngjarje të tilla të mos na ndodhin në të ardhmen në Kosovë".

Ndërkaq, Mustafa tha se kjo është një vizitë për harmonizim të qëndrimeve për bashkëpunim të mëtejmë në mes komunës dhe BIK-së. "Së pari bëmë një rezyme të kohës sa kemi qeverisur ne dhe të pasluftës në përgjithësi, por edhe të periudhës së paraluftës. Bashkërisht konstatuam se BI, komuna e Gjilanit dhe shoqëria tjetër jashtë komunës, kemi qenë bashkë në momentet kur ka qenë e nevojshme të ishim së bashku dhe jemi ndihmuar vazhdimisht në mes nesh, kemi përkrahur njëra anë tjetrën, me qëllimin që të jemi të lirë në krijimin e institucioneve, themelimin e shtetit, sepse i vetmi garant është shteti, i cili vihet në shërbim të qytetarit dhe në shërbim të interesave të tij, pavarësisht prejardhjes së tij nacionale apo fetare e politike",- tha Mustafa, duke shtuar se si komunë janë të përkushtuar dhe janë pranë bashkësive fetare dhe veçanërisht pranë BI-së, pasi shumica e qytetarëve të komunës janë të besimit mysliman. (R. Shkodra)





## HATME NË XHAMINË "HAXHI METUSH BAJRAMI" NË FERIZAJ

Në natën më të vlefshme të vitit të muajit Ramazan, në prani të qindra xhematlinjve të lagjes "Vëllezërit Gërvalla" (Ferizaj) për të dëgjuar dhe ndjekur hatmen e nxënësve që ndoqën mësim-besimin dhe leximin e rrjedhshëm të Kuranit tek Imami i kësaj xhamie, Bashkim ef. Hoxha, i cili me vetëmohim të pashoq dhe me punë të vazhdueshme ka krijuar një traditë shembullore dhe çdo vit me sukses nxjerr nxënës që lexojnë Fjalën e Zotit bukur e rrjedhshëm. Ceremoninë e hatmes e hapi nxënësi i kësaj xhamie Arlind Beba, i cili, me zërin e tij melodik, mallëngjeu të pranishmit. Në fjalën e tij, imami Bashkim Hoxha, duke iu drejtuar prindërve dhe xhematlinjve të tjerë, tha se Allahu në këtë natë të madhe që po festojmë filloi zbritja e Kuranit, kur me fjalën e parë iu drejtua njerëzimit: "Lexo në emër të Zotit të gjithësisë". "Nxënës të dashur, vazhdoni të lexoni Kuranin, sepse ai ju bën dritë në varr dhe është ndërmjetës për shpëtim në Ditën e gjykimit", ka thënë ef. Hoxha. Ai gjithashtu ka porositur dhe kujtuar edhe hadithin e Muhamedit a.s. - se leximi i Kuranit është ndërmjetësim në Ditën e gjykimit për pronarët (lexuesit ) e tij. (F. Flugaj)



## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI MAÇITEVËN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef.Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët dhe nga përfaqësuesit e KBI të Therandës, më 6 tetor 2011, qëndroi për vizitë në fshatin Maçitevë (Suharekë), i cili është një ndër fshatrat më të thella të kësaj ane.



Banorët e Maçitevës në mënyrë të organizuar i bënë pritje madhështore myftiut Tërnava dhe bashkëpunëtorëve të tij. Pritja për myftiun fillimisht u bë tek objekti në ndërtim e sipër i xhamisë. Për ta pritur myftiun tek xhamia kishin dal pleqtë e katundit të prirë nga plaku 98 vjeçar haxhi Adem Aliu. Në fytyrat e banorëve të Maçitevës shihej kënaqësia që pas shumë peripecive edhe fshati i tyre do ketë xhami. "Shyqyr që ma dha Allahi ymer që ta priti e ta shoh kah ndreqet xhamia në katundin tonë, këtë e kam pas andër që edhe ne e kemi xhaminë tona, ku fëmijët tonë do të mësoj për fenë e tyre, ishalla më jep Zoti ymer ta shoh të përfunduar"- na tha plaku 98 vjeçar, h. Adem Aliu.

Myftiu Tërnava i shoqëruar nga nikoqirët vizituan objektin e xhamisë e cila ka arritur deri te kupola qendrore. Myftiu pasi u informua për mbarëvajtjen e punimeve në xhami i përgëzoi përfaqësuesit e Maçitevës për angazhimin e tyre për ndërtimin e xhamisë dhe të objekteve tjera të infrastrukturës. Myftiu po ashtu u premtoi mbështetje besimtarëve të këtij lokalitet për përfundimin e objektit të xhamisë.

"Ju përgëzoj për punën që keni bërë, dhe ju do keni mbështetjen dhe përkrahjen e BIK dhe timen që ky objekt të përfundoi dhe sa më parë të jetë në shërbim të besimtarëve të kësaj ane"- tha ndër të tjerat myftiu Tërnava. Për historikun, arritjet dhe sfidat e fshatit foli arsimtari Halil Krasniqi. Ndërtimi i xhamisë, do të jetë një motiv më i madh për banorët e kësaj ane që mos të shpërngulen, aq më parë kur këtu tani është ndërtuar edhe shkolla e plotë 9 vjeçare, por sfide mbet asfaltimi i rrugës nga Mushtishti,- na thanë banorët e Maçitevës. Më pas myftiu Tërnava me bashkëpunëtorët qëndroi në familjen e dëshmorit të kombit nga ky fshat - Besim Ndrecaj, ku babai i dëshmorit haxhi Rexhepi shtroi drekë për të pranishmit. (R. Shkodra)





## ÇMIMI NOBËL PËR PAQE JEPET PËR AKTIVISTËT E LËVIZJES SË ZGJIMIT ISLAM

Gir Landshtat, sekretar i përgjithshëm i komisionit për ndarjen e Çmimit Nobël për Paqe, duke njoftuar këtë lajm, ka thënë: Ndarja e Çmimit Nobël për këtë vit, sikur edhe vitet e kaluara, do të jetë me plot polemika, posaçërisht tash kur në mesin e kandidatëve për marrjen e këtij çmimi gjenden edhe disa emra nga aktivistë të lëvizjes Zgjimi islam nga shtetet e rajonit të Lindjes së Mesme. Ai ka shtuar: Komisioni për ndarjen e Çmimit Nobël për Paqe u jep rëndësi të madhe zhvillimeve të mëdha që ndodhin në botën e sotme dhe konsideron se këto zhvillime kanë ndikim të madh e të rëndësishëm në të ardhmen.

Landshtat ka sqaruar: Komisioni për ndarjen e Çmimit Nobël për Paqe do ta shpallë fituesin e këtij çmimi për paqe pasi të ketë analizuar aktivitetin dhe veprimtarinë e disa aktivistëve të lëvizjes Zgjimi islam gjatë ngadhënjimit të revolucioneve qytetare në rajonin e Lindjes së Mesme dhe në Afrikën Veriore. Sekretari i përgjithshëm i komisionit special për ndarjen e Çmimit Nobël për Paqe nuk ka përmendur emrin e asnjë veprimtari të lëvizjes Zgjimi islam, të cilët gjenden në listën e kandidatëve për marrjen e këtij çmimi.

## PARISI NIKOQIR I KONGRESIT NDËRKOMBËTAR "MUHAMEDI A.S. MËSHIRË PËR BOTËN"

Kongresi ndërkombëtar i myslimanëve me temën "Muhamedi a.s., mëshirë për tërë botën" zhvillohet prej 23 deri më 25 dhjetor në kryeqytetin e Francës, në Paris. Kongresi organizohet nën patronazhin e Unionit të Organizatave Islame të Francës dhe në të do të marrin pjesë personalitete myslimane nga mbarë bota. Gjatë punimeve të këtij kongresi do të zhvillohen disa tryeza për prezantimin e personalitetit dhe jetën e veprën e Muhamedit a.s.. Zhvillimi i tryezave të ndryshme në praninë e ulemave të dalluar të Francës dhe shteteve të tjera evropiane dhe islame, transmetimi i filmit me tematikë islame, zhvillimi i panairit të librit islam dhe ekspozitë fotografish nga vendet e shenjta, zhvillimi i garave për hifz dhe lexim të Kur'anit të veçanta për adoleshentët e të rinjtë dhe zhvillimi i garës për poezi me temë rreth personalitetit të Muhamedit a.s., - konsiderohet të jenë prej programeve të rëndësishme që do të zhvillohen gjatë këtij kongresi. Organizatorët e këtij kongresi ndërkombëtar kanë ftuar të gjithë qytetarët myslimanë dhe jomyslimanë evropianë, që të prezantojnë në këtë panair dhe në këtë tubim dhe, duke prezantuar në tryeza e fjalime, të njihen me imazhin e vërtetë të islamit dhe figurën e Muhamedit a.s.

## FRANCA MBANË KONFERENCË "ISLAMOFOBIA: GJENDJE URGJENTE"

Me kontributin e Unionit Islamik për të Luftuar Islamofobinë (CCIF) dhe në praninë e një mijë personaliteteve politike, shoqërore dhe fetare të Francës.

Duke marr parasysh rritjen e veprimeve islamofobiste në qytetet e ndryshme të Francës dhe fyerjeve të grupeve të djathta ekstremiste ndaj xhamive dhe varrezave islamike, CCIF ka marr vendim që ta organizoi këtë konferencë të madhe me pjesëmarrjen e përfaqësuesve të grupeve për mbrojtjen e të drejtave të njeriut dhe organizatave krishtere dhe hebreje në mënyrë që të diskutohen rrugët për të luftuar rritjen e islamofobisë. CCIF si një institucion legjitim dhe zyrtar i ndjek informatat rreth veprimeve islamofobiste nëpër qytete të ndryshme të këtij vendi dhe duke mbledhur dokumente të vlefshme dhe duke i vendosur ato në dispozicion të organeve policore ose organizatave që luftojnë racizmin, mbron të drejtat e myslimanëve në Francë.



## OMANI THEMELON BANKËN E DYTË ISLAMIKE NDËRKOMBËTARE

Hamud Sanxhur, kryetar i sektorit ekzekutiv të Bankës Qendrore të Omanit (BQO), ka thënë se kjo bankë në pranverë të këtij viti ka themeluar bankën e parë islamike në këtë vend dhe tash ka dhënë pëlqimin për themelimin e bankës së dytë islame. Ai ka shtuar se ekspertët e ekonomisë të këtij vendi kanë parashikuar që me themelimin e bankës së dytë islame sektori financiar dhe bankar në Oman do të jetë dëshmitar i një hapi të ri në zhvillimin dhe progresin e këtij vendit. BQO për kryerjen e reformave në ligjet bankiare dhe për harmonizimin e këtyre ligjeve me dispozitat e sheriatit si dhe për kryerjen e aktiviteteve të veçanta të cilat do të jenë të përshtatshme për bankat islamike. Kryetari i sektorit ekzekutiv të BQO-së ka kujtuar se banka Al-Iz do promovohet me një kapital fillestar prej 259 milion dollarë dhe aktivitetin e vetë do të fillon që nga fillimi i vitit të ardhshëm.

## NË LIBI ZBULOHEN DY VARRE MASIVE

Zyrtarët e Këshillit Kombëtar Transitiv kanë njoftuar për zbulimin e dy varrezave masive tjera në rrethinën e Tripolit. Njëri prej këtyre varrezave masive është zbuluar në bregdetin e qytetit Kakaresh 7 klm. në periferi të Tripolit ku janë varrosur më shumë se 200 trupa. Ai ka shtuar: varri masiv i dytë është zbuluar në fshatin Birastamilad, 10 klm. larg kryeqytetit të Libisë ku janë varrosur 700 trupa të cilët duken se kanë vdekur rishtazi. Në fund të muajit të kaluar janë gjetur edhe trupat e varrosur të më shumë se njëmijë të burgosurve të cilët janë dënuar në vitin 1996 nga ana e regjimit diktator të Muamer El-Gadafit që janë varrosur në burgun Ebu Muslim. Libia që nga mesi i muajit shkurt është shndërruar në një fushë betejash të rënda në mes forcave qeveritare dhe atyre revolucionare kundër regjimit diktator të Gadafit që në fund ka rezultuar me shembjen e këtij regjimi.



## KËRKOHET FORMIMI I UNIONIT DHE TREGUT ISLAM

Usame Nexhifi ka kërkuar formimin e Unionit Islam dhe krijimin e Tregut Islam të përbashkët, në mënyrë që Bota Islame, duke shfrytëzuar këto potenciale, të bëhet një faktor i rëndësishëm në procesin e vendimmarrjes në botë. Nuk është racionale që ne të jemi vetëm shikues dhe, në anën tjetër, disa të tjerë të vijnë dhe të përcaktojnë fatin e rajonit tonë. Ai ka thënë se çështja e Palestinës është nëna e të gjitha çështjeve njerëzore, islame dhe arabe. Që nga koha kur ky territor është okupuar, janë vrarë apo janë bërë invalidë me dhjetëra mijëra persona të pambrojtur në këtë vend, e, krahas kësaj, regjimi sionist i Izraelit ka shkatërruar edhe shumë varreza të vjetra në këto troje. Ai ka rikujtuar: Të gjithë të shpërngulurit palestinezë, të cilët janë larguar nga vatrat e tyre me forcë nga regjimi sionist i Izraelit, duhet të kthehen në trojet mëmë të tyre. Al-Nexhifi ka theksuar: Shteti i pavarur i Palestinës duhet të krijohet me praninë e të gjithë të shpërngulurve dhe të gjithë popullit palestinez dhe duke gjetur një alternativë të drejtë me kryeqytetin Kudsin e shenjtë. Në këtë konferencë duhet të nxirret një deklaratë adekuate me qëllim realizimin dhe jetësimin e fitores së popullit të Palestinës.
(Mr. Rexhep Suma)

| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| **AUTOR: AGIM GASHI** | NALET, SHEJTAN, DJALL | E PIKTURUAR | JUST IN TIME | ZBULIMET | PEIUDHË KOHORE | TEZJA (përkdh.) | PËRGËZIME | LËSHOJ | KASTRIOT TUSHA | AUSTRIA | AKTI I SHKRUAR I PRESIDENTIT | R.M.SH. | I RENDITUR | |
| NATA E SHPALLJES SË KUR'ANIT | | | | | | | | | | | | | | TOPTH BRUMI |
| PILOTËT | | | | | | | | | | AUTORITETI / AMERICAN UNIVERSITY IN DUBAI | | | | |
| KRIPA E ACIDIT NITRIK | | | | | | | | AL PAÇINO | MBRËMJE / TITANI | | | | | |
| ENTERPRISE ZONE | | | JO I MATUR / NOMADE | | | | | | | | | DHUROI / SHPREHJET PËRMES FYTYRËS | | |
| TANIMË | | | | | | I EPIDEMISË | | | | | | | | |
| | TRUSTEE / ZMADHIMET SHQETË-SUESE | | | |  | | | | | POETI ROMAK, LUKRECI | | | | PËRZIER, TRAZUAR |
| GRUP PREJ DY KËNGË-TARËSH | | | | | | | | | | QË REZISTON | | | | |
| RED AMBER GREEN | | | | QESËNDI | | | | | | | ZEMËRIMI / ENDE | | | |
| KRIJIMTARIA ARTISTIKE | | | | | | | | | | ALI KELMENDI | | | K / I METALIT | |
| 1000 ROMAK | | FLORI / FOTO, REXHEP TAIP | | | | | | | | LLOJ THIKE | | | | |
| LLOJ NGJITËSI | | | | | | | | | | OKSIGJENI | | DHE (LAT.) / GOJËTARI | | |
| MJET UDHËTIMI | | | | | | | | | | QËLLIM I RËNDË-SISHËM | | | | |
| INSTRU-CTIONAL DESIGN | | | INDIA / MBLEDHJE | | LIBRI I ALLAHUT | TRI ZANORE TË NJËJTA | NUMRI | GJERMANIA | KRYEQYTETI JORDANEZ | NËPËR ARA / KATEGORI GRAM. E EMRIT (SH.SHQ.) | | | | |
| KRIJUES, ALLAH, PERËNDI | | | | PESHORE / QYTET NË INDONEZI | | | | | | | VEND NË IRAN / REPUBLIKA | | | |
| JO I SAKTË | | | | | | | | DËSHMOR / PARAGUAI | | | | | | |
| RRODHË PENJSH | | | | | | | PRAPA, MBAS / PERUJA | | | | ANI (ANG.) / IRIDI | | | PËRMBAN |
| EMNAKE E ENISIT | | | | | | PAZAR I MADH PERIODIK / ITALIA | | | | | | | KALIUMI / AZOTI | |
| SHOFER, DREJTUES | | | | | | | | | DERA ME THUPRA | | | | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** HAXHERULESVED, L, ARAMARA, BEDELI, RAMAZANI, KUDAR, I RILINDUR, KIMI, SI, IMI, ALMANAK, AM, TI, A, EDHE, ATA, AKUT, IPA, KOR, AVAR, ANIM, DERA, DOMI, E, AT, EMIN, MATI, MI, I, IREM, IKAMETI, AI, ATE, KERIMI, AKSHAM, T, E, AZIMUTI, L, Z, EPIROTI, PERON, GREMINA, HIMARA.

*O Allah, na e bëj këtë tubim të bekuar dhe këtë dua të pranuar,*
*dhe këtë rrugë të lehtësuar, e largoji nga ne rreziqet e mundimet, për në çdo vend të shenjtë.*
*Të lutemi Ty, o Madhëria Jote, që t'i ruash robërit e Tu,*
*kudo që të jenë, dhe nga çdo gjë e ligë, ruaji ata që udhëtojnë për tokë,*
*për det e për ajër, të shkojnë e të kthehen shëndoshë, me dhuntitë e Tua, o Mëshiruesi i Mëshiruesve.*
*O Zoti Fuqiplotë, ndihmoji ata që ndihmojnë fenë Tënde,*
*e shkatërroji ata që mundohen ta shkatërrojnë fenë Tënde.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën dhe bekimet e Tua mbi ne,*
*mbi popullin tonë, mbi haxhinjtë e mbi myslimanët në përgjithësi.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën, paqen dhe bekimin Tënd mbi këtë popull e në këtë tokë,*
*në të cilën na krijove me dëshirën Tënde,*
*ku do të kthehemi dhe prapë do të ngrihemi prej saj, para Teje.*
*O Sundues i gjithësisë, na bëj mbizotërues në tokën tonë,*
*e mos lejo që armiqtë e Tu dhe armiqtë tanë*
*të na shkelin dhe të na robërojnë në trojet tona.*
*O Shërues, jepu këtyre haxhinjve dhe neve shëndet, të sëmurin shëro, të robëruarin liro,*
*vendësin bekoje, të humburin drejtoje e armikun shkatërroje.*
*O Pranues i veprave, pranoje këtë vepër prej nesh, Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.*
*O Zoti ynë, na bëj ne dhe pasardhësit tanë besnikë ndaj Teje.*
*O Furnizuesi ynë, begatona në këtë dhe në botën tjetër me të mirat e Tua dhe pranoje pendimin tonë,*
*Ti je Ai që e pranon pendimin dhe je Mëshirues.*
*O Falësi ynë,Ti je Falës e pranon faljen na fal ne, prindërit tanë, vëllëzër dhe motrat tona, farefisin tonë*
*dhe besimtarët në përgjithësi në Ditën e Llogaritjes së saktë.*
*O Allahu ynë, na e bëj të mundur që Pejgamberi Yt, Muhamedi a.s., të jetë ndërmjetësues yni*
*në Ditën kur nuk ka ndërmjetësues tjetër përveç atij që e lejon Ti.*
*O i Gjithëpushtetshëm, na forco bindjet tona dhe na bëj prej besimtarëve të devotshëm,*
*e na ruaj në çdo vend dhe në çdo kohë nga intrigat e shejtanit dhe insanit.*
*O Allahu im të përgjigjem për Haxh.Allahu im ky është vendi të cilin e ke bërë të sigurt dhe të shenjët.*
*Bërja zjarrit trupin tim të ndaluar dhe bëre të sigurt nga dënimi Yt Ditën kur do t'i ringjallësh robërit Tu.*
*Bëm prej të dashurve dhe të nënshtruarve Tu.*
*Me emrin e Allahut, Allahu është i madh.*
*O Allahu im me besim në fenë Tënde duke konsideruar të vërtetë librin Tëndë,*
*duke përmbushur premtimin që të kam dhënë*
*e duke pasuar Pejgamberin a.s. kam vendosur ta kryej Haxhin*
*andaj më ndihmo që ta kryej dhe pranoje prej meje.*
*O Zot të lutem që të më mbrosh nga brengat, pikëllimi, pamundësia,*
*përtacia, më mbro nga shpirtëngushtësia dhe koprracia.*
*O Zot më përforco në fe e cila më mbron, mi përmirëso të mirat e kësaj bote nga të cilat jetoj,*
*ma përmirëso gjendjen me të mira në botën tjetër ku do të shkoj.*
*O Zot mi fal gabimet e mia, të prindërve të mi dhe të besimtarëve në përgjithësi.*
*O Allah na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër shpërblena me Xhenet dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit.*
*Të përgjigjemi, o Zot, Ty të përgjigjemi, të përgjigjemi Që nuk ke shok.*
*Të përgjigjemi Ty, për Ty është çdo lëvdatë, falënderim, dhunti e pushtet dhe nuk ke shok.*

سُبْحَانَ رَبِّكَ رَبِّ الْعِزَّةِ عَمَّا يَصِفُونَ وَسَلَامٌ عَلَى الْمُرْسَلِينَ وَالْحَمْدُ لِلَّـهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ

*I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithëfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë.*
*Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarve.*
*Dhe falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të gjithësisë!*
*(Es-Safatë: 180-182)*



*Kasim Gërguri*






NJOFTIM

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme 'Alauddin' në Prishtinë, njoftojnë të gjithë të interesuarit se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanave për nevojat e Medresesë së Mesme 'Alauddin' në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan.

Pagesa mund të bëhet në zyrat e Këshillit vendor të Bashkësisë Islame dhe në Medrese.

Më gjerësisht mund të informoheni në tel: 038/22-44-44; 044/186-220; 044/186-221

**Çmimi i kurbanit 100 €**